# DITURIA ISLAME

REVISTË MUJORE FETARE, SHKENCORE E KULTURORE

NUMËR 349• VITI 33 • DHJETOR 2019 • REBIUL-AHIR / XHUMADEL-ULA 1441 • ÇMIMI 1 €

Myslimanët, duke festuar e shënuar Lindjen e Muhamed Mustafasë, shprehin dashurinë, nderin dhe respektin ndaj Pejgamberit të tyre

Muhamedi a.s., shtetari i parë mysliman

Kurani e detyron mbulesen islame



Përse të falemi sikur të ishte namazi ynë i fundit?

﴿ فَسَبِّحْ بِحَمْدِ رَبِّكَ وَكُن مِّنَ السَّاجِدِينَ وَاعْبُدْ رَبَّكَ حَتَّىٰ يَأْتِيَكَ الْيَقِينُ ﴾

Po ti madhëroje me falënderime Zotin tënd e bëhu prej atyre që luten (përulen duke u falur). Dhe adhuroje Zotin tënd deri të vijë ty e vërteta (vdekja).

Kurani, 15:19



## Në këtë numër:







**DITURIA ISLAME**
REVISTË MUJORE FETARE, SHKENCORE E KULTURORE

Boton:
Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë.

**Kryeredaktor:**
Dr. Ajni Sinani

**Redaksia:**
Ahmet Sadriu, mr. Ramadan Shkodra, mr. Azmir Jusufi, Mustafë Hajdari, dr. Ejup Haziri, mr. Vaxhide Bunjaku, mr. Vedat Shabani dhe dr. Valon Myrta.

**Sekretar në redaksi:**
Dr. Rexhep Suma

**Lektor & Korrektor:**
Ilmi Rexhepi

**Redaktor artistik & teknik:**
Bashkim Mehani

**Adresa:**
Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë.

Tel & Fax: +383 38 224 024
email: dituriaislame@hotmail.com
dituriaislame@yahoo.com
www.dituriaislame.com

**Parapagimi:**
Evropë 25 €
Amerikë 40 USA $

**Shtypi:**
Shtypshkronja "Iliri", Prishtinë



**“Por ju, përkundrazi, më shumë po e parapëlqeni jetën e kësaj bote, ndonëse jeta tjetër është më e mirë dhe e amshuar.”**

(El-A’la, 16-17)

# Dualizmi jetë-vdekje

*Dëshira për përhershmëri dhe pavdekësi në jetë është një ndjenjë e natyrshme e rrënjosur te të gjitha qeniet njerëzore. Kjo për shkak se njeriu pasi e shijon ëmbëlsinë e jetës, shqetësohet nga mendimi për ta lënë atë. Ai bezdiset madje thjesht nga ideja se do të largohet nga kjo botë. Ndjenja për të jetuar dhe për të shmangur vdekjen, është ajo që e motivon një person të largojë dëme dhe rreziqe për veten e tij.*

*Studiuesit kanë konstatuar se ekzistenca e dëshirës për jetën e përjetshme është një fakt se ekziston një jetë e përtejme. Prandaj, nga këtu kuptojmë arsyen e gjetjes së kësaj dëshire nga Zoti i Plotfuqishëm në shpirtin e njeriut.*

*Dëshira për pavdekësi është një dëshirë e natyrshme e rrënjosur, në shpirtin e çdo personi, që nga njeriu i parë, nga çasti kur ai vjen në jetë, është një dëshirë e ligjshme fetarisht. Nga dashuria për pavdekësi Ademi a.s.u mashtrua nga Iblisi që i tha: “… Zoti juaj jua ka ndaluar pemën, vetëm që të mos bëheni engjëj ose të pavdekshëm.” (El Araf: 20).*

*Zoti i Gjithëpushtetshëm ka premtuar se do t’ia plotësojë njeriut dëshirën për përjetësi në botën tjetër: “Por ju, përkundrazi, më shumë po e parapëlqeni jetën e kësaj bote, ndonëse jeta tjetër është më e mirë dhe e amshuar.” (El A’la, 16-17).*

*Dualizmi jetë-vdekje është fenomeni më thelbësor i pashpjegueshëm nga njeriu dhe qëndron mbi të gjitha çështjet e tjera enigmatike si: teoria e krijimit të kozmosit dhe e së ardhmes së tij, teoria e relativitetit, teoria e ekzistencës së jetëve të tjera në kozmos, teoria e ekzistencës së vrimave të zeza etj.*

*Nëse njerëzit do ta dinin se çka në të vërttë përtej vdekjes, bota do te ndryshonte rrënjësisht. Njerëzit nuk do te ishin kaq shkatërrues hedonistë dhe nuk do të shijonin jetën deri në ekstremet e saj.*

*Njeriu nën një agresivitet krijon kultura të pavdekshme dhe e bën historinë me qëllim që t’i ikë vdekjes. Ndërtimi i gjithë atyre monumenteve jetëgjata nga njerëzit, si piramida, statuja, gradaciela etj. tregon se të pasurit dhe liderët donin të glorifikonin dhe të arrinin përjetësinë, pra t’i iknin vdekjes. Dëshirën për përjetësi, qysh në lashtësi, më së miri e dëshmojnë piramidat. Pra, prej thellësisë së mijëra e mijëra shekujve ne shohim ndjenjat e fosilizuara të dëshirës për përjetësi.*

*Gjithashtu edhe “ Epi i Gilgameshit “, vepra me e vjetër e shkruar para rreth 4000 vjetëve dhe e zbuluar në qytetin e Ninive në bibliotekën e Asurbaninalit përshkohet nga ideja e përpjekjeve për t’i shpëtuar vdekjes dhe për të gjetur jetën e amshuar.*

*Edhe tek “ Mabarata “, eposi i sjellë nga fiset ariane në Indinë e lashtë, përmendet lëngu i një peme që e zgjaste jetën deri në dhjetë mijë vjet. Gjithashtu edhe në mitologjinë greke, flitet për një ushqim, shumë herë më të ëmbël se mjalti, që quhej “abrozi“ dhe që falte rini të përjetshme.*

*Pra, ka plot fakte që dëshmojnë përpjekjet e njeriut për shmangie nga vdekja dhe dëshirën e tij për përjetësi. Por vdekja nuk është tragjedi finale e jetës. Kjo tragjedi ndodh atëherë kur njeriu së gjalli përjeton vdekjen e tij shpirtërore.*

*Dr. Ajni Sinani*

*(Fjala e Myftiu të Kosovës, Naim ef. Tërnavës në konferencën "Jeta e Pejgamberit a.s. prej lindjes e deri në shpalljen hyjnore")*

# Myslimanët, duke festuar e shënuar Lindjen e Muhamed Mustafasë, shprehin dashurinë, nderin dhe respektin ndaj Pejgamberit të tyre

*I nderuar dekan i Fakultetit të Studimeve Islame, dr. Fahrush Rexhepi,*
*Të nderuar drejtues e përfaqësues të Bashkësisë Islame të Kosovës,*
*Të nderuar referues,*
*Të nderuar pedagogë e studentë,*
*Të nderuar të pranishëm!*

Më lejoni që t'ju përshëndes në emër të Bashkësisë Islame të Kosovës, në emër të organeve e të institucioneve të saj dhe në emrin tim personal, duke ju uruar për këtë aktivitet shkencor që po mbahet për jetën e njeriut më të dashur për ne besimtarët myslimanë, të Dërguarit të Allahut xh. sh., Muhamedit a.s..

Ky aktivitet i organizuar nga Fakulteti i Studimeve Islame merr peshë e rëndësi edhe më të madhe për faktin se po mbahet gjatë muajit Rebiulevvel, që, te ne, po edhe në botën myslimane, njihet si muaji i Mevludit, muaj në të cilin festohet lindja e Pejgamberit a.s. dhe kujtohen jeta dhe vepra e tij.

Në të vërtetë, myslimanët, duke festuar e shënuar Lindjen e Muhamed Mustafasë, ata shprehin dashurinë, nderin dhe respektin ndaj Pejgamberit të tyre, jetës së tij, mësimeve dhe udhës së tij që duhet pasuar.

Myslimanët e bëjnë këtë, sepse ata janë të vetëdijshëm se duke shprehur dashurinë dhe respektin ndaj të Dërguarit të tyre, ata përpiqen që sa më shumë t'i mbesin besnikë atij dhe mësimeve të tij, e kjo do të thotë t'u mbesin besnikë Kuranit dhe urdhrave të Allahut xh.sh., sepse Allahu xh.sh. i kishte thënë Muhamedit a.s. që t'u thoshte myslimanëve:

﴿قُلْ إِن كُنتُمْ تُحِبُّونَ اللَّـهَ فَاتَّبِعُونِي
يُحْبِبْكُمُ اللَّـهُ وَيَغْفِرْ لَكُمْ ذُنُوبَكُمْ﴾

*"Thuaj Nëse e doni Allahun, atëherë ejani pas meje që Allahu t'ju dojë ju dhe t'jua falë mëkatet..." (AliImran, 31)*

*Të nderuar të pranishëm!*

Është e dhënë e vërtetuar se gjatë historisë së njerëzimit nuk ka një të dytë, të cilit t'i jetë kushtuar kaq rëndësi qoftë lindjes, jetës, veprës dhe qoftë edhe thënieve të tij, sa Pejgamberit tonë, Muhamedit a.s..

Historianë, studiues të fushave e disiplinave të ndryshme, biografë e njerëz të shquar të letrave, që nga shekulli VII e këndej, jo vetëm janë marrë me jetën dhe veprën e Muhamedit a.s., porse ata edhe janë ndikuar nga ai, prandaj sot bota njeh mijëra e mijëra vepra në dorëshkrim e të botuara në gjuhë të ndryshme të botës që kanë të bëjnë për dhe me Pejgamberin a.s..

E, megjithëkëtë, për Pejgamberin, Muhamedin a.s., do të flitet e do të shkruhet deri sa të ekzistojnë lapsi dhe boja, sepse jeta e Pejgamberit a.s., në të vërtetë, është vetë misioni i tij e misioni i tij është Shpallje nga Allahu xh.sh..





Kështu, për myslimanët mbarë, në mashrik e magrib, ardhja e të Dërguarit të Allahut xh.sh., derisa në njërën anë konsiderohet si mëshira më e madhe e Allahut xh.sh. për njerëzit, sepse kështu thuhet edhe në Kuran: *"Ne të kemi dërguar ty (o Muhamed), pa dyshim, vetëm si mëshirë për botët". (El Enbija, 107),* në anën tjetër, ndjekja e mësimeve të tij, është pa dyshim udha dhe shembulli më i shkëlqyer për t'u ndjekur. Kurani fisnik thotë: *"Në të Dërguarin e Allahut ka një shembull të mrekullueshëm për atë, që shpreson tek Allahu dhe Dita e Fundit dhe e përmend shumë Allahun". (El-Ahzab, 21)*

Nisur nga kjo, edhe organizimin e kësaj konference shkencore nga Fakulteti i Studimeve Islame, e kuptojmë dhe e vlerësojmë si vazhdimësi e përpjekjeve për të njohur dhe pasuar rrugën e Pejgamberit a.s., e konsiderojmë si një punë të hairit, të qëlluar e me vlerë, si një përpjekje për t'iu bashkuar radhëve të atyre autorëve shqiptarë që ndër vite e dekada kanë shkruar dhe janë marrë me jetëshkrimin e Pejgamberit a.s. dhe Siren e tij.

Nga kjo konferencë presim që të njihemi me këndvështrime dhe të përfitojmë njohuri të reja, por, edhe sikur vetëm t'i përsëritnim të dhënat për jetën e Pejgamberit a.s., do të mjaftonin për të konstatuar se kjo është një punë dhe e arritur e mirë, sepse të rikujtuarit e gjërave, sipas urdhrit kuranor, është një punë që u bën shumë hair dhe u sjell dobi besimtarëve: *"Pra, rikujto, se vërtet rikujtimi u bën dobi besimtarëve"! (edh-Dharijat, 55)*

Këtë ajet dhe domethënien e tij, fort mirë e kanë ditur dhe e kanë pasur parasysh jo vetëm ata ulema tanë që kanë shkruar për jetën e Pejgamberit a.s., por edhe ata që i kanë lexuar ato dhe i kanë kënduar së bashku me xhematin dhe besimtarët e tyre nëpër mexhlise e në raste të karaktereve të ndryshme. E kur jemi këtu, më lejoni të theksoj edhe një fakt se, deri më sot, na mungojnë të dhënat dhe studimet se sa autorë tanë kanë shkruar për jetën dhe veprën e Pejgamberit a.s., një punë që sigurisht duhet të bëhet në të ardhmen nga studiuesit tanë, mbase ky konstatim do të dalë edhe në konkluzionet dhe rekomandimet e kësaj konference.

Mirëpo, deri sot e dimë se ka më se 30 autorë shqiptarë që kanë shkruar mevlude kushtuar Pejgamberit a.s., por të cilët – edhe këta - ende nuk janë vështruar meritueshëm nga studiuesit tanë. Kjo, sa kam parë nga programi, do të jetë një nga temat e trajtuara në këtë konferencë..

*Të nderuar pjesëmarrës!*

Pa dashur që të zgjatem më shumë në të këtilla konstatime, sepse kjo u takon studiuesve dhe referuesve tanë të nderuar, me lejoni që edhe një herë të përgëzoj organizatorin, ndërsa juve studiuesve e referuesve ju dëshiroj suksese e mbarësi në konferencë.

Dhe në fund, të nderuar të pranishëm, më lejoni që bashkërisht t'i dërgojmë salate e selame Pejgamberit tonë dhe një "Fatiha" t'ua bëjmë hedije shpirtrave të vëllezërve tanë që ndërruan jetë nga termeti i djeshëm në Shqipëri! Lil-lahil-Fatiha me'as-salavat! Faleminderit për vëmendjen! Ves-selamualejkum!

*(Prishtinë, 27 nëntor 2019).*

**Sabri Bajgora**

# Komentimi i sures Llukman – (4)

(Këshillat e Llukmanit të urtë ndaj të birit)

وَلَقَدْ آتَيْنَا لُقْمَانَ الْحِكْمَةَ أَنِ اشْكُرْ لِلَّـهِ وَمَن يَشْكُرْ فَإِنَّمَا يَشْكُرُ لِنَفْسِهِ وَمَن كَفَرَ فَإِنَّ اللَّـهَ غَنِيٌّ حَمِيدٌ﴿12﴾ وَإِذْ قَالَ لُقْمَانُ لِابْنِهِ وَهُوَ يَعِظُهُ يَا بُنَيَّ لَا تُشْرِكْ بِاللَّـهِ إِنَّ الشِّرْكَ لَظُلْمٌ عَظِيمٌ﴿13﴾ وَوَصَّيْنَا الْإِنسَانَ بِوَالِدَيْهِ حَمَلَتْهُ أُمُّهُ وَهْنًا عَلَىٰ وَهْنٍ وَفِصَالُهُ فِي عَامَيْنِ أَنِ اشْكُرْ لِي وَلِوَالِدَيْكَ إِلَيَّ الْمَصِيرُ﴿14﴾ وَإِن جَاهَدَاكَ عَلَىٰ أَن تُشْرِكَ بِي مَا لَيْسَ لَكَ بِهِ عِلْمٌ فَلَا تُطِعْهُمَا وَصَاحِبْهُمَا فِي الدُّنْيَا مَعْرُوفًا وَاتَّبِعْ سَبِيلَ مَنْ أَنَابَ إِلَيَّ ثُمَّ إِلَيَّ مَرْجِعُكُمْ فَأُنَبِّئُكُم بِمَا كُنتُمْ تَعْمَلُونَ﴿15﴾

*"Ne i dhamë Llukmanit urtësinë (duke i thënë): Falënderoje Allahun! Kush është falënderues, e bën për të mirën e vet dhe, kush mohon (edhe ai e ka për vete), ta dijë se vërtet Allahu është i Vetëmjaftueshëm dhe i Denjë për lavdërim. (Kujtoje) kur Llukmani i tha të birit të vet, duke e këshilluar: O djali im, mos i shoqëro Allahut asgjë (në adhurim)! Pa dyshim, idhujtaria është një padrejtësi shumë e madhe. Ne e kemi urdhëruar njeriun për (sjellje të mira ndaj) prindërve të vet. Nëna e tij e ka mbartur atë, (duke duruar) mundim pas mundimi, kurse nga gjiri e ndan brenda dy vjetëve. (e porositëm) Të jesh mirënjohës (falënderues) ndaj Meje dhe ndaj dy prindërve të tu, sepse tek Unë është kthimi juaj! E nëse ata (prindërit) të nxisin që ti të më shoqërosh Mua (në adhurim) diçka, për të cilën nuk ke dijeni, mos i dëgjo, por sillu mirë me ata në këtë jetë dhe ndiq rrugën e atij që më drejtohet Mua (me sinqeritet). Pastaj, tek Unë do të ktheheni dhe Unë do t'ju njoftoj për atë që keni bërë."* – (Llukman, 12-15)

## Lidhja e këtyre ajeteve me ato paraprake

Këto ajete kanë një lidhje të ngushtë kuptimore me ajetet paraprake, sidomos kur bëhen krahasimet në mes rrëfimeve të kota të Nadr ibn Harithit, të cilat përmbanin legjenda e përralla perse, e që për qëllim kishin shmangien e njerëzve nga e vërteta dhe nga ajetet kuranore. Kurse në këto ajete, i Lartmadhërishmi na i sjell këshillat e Llukmanit të urtë drejtuar të birit, të cilat konsiderohen margaritarë urtësish, nëpërmjet të cilave shfaqet tërë madhështia e moralit të lartë njerëzor, në besim, sjellje dhe raporte ndërshoqërore.

## Kush është Llukmani i urtë

Para se të hyjmë në komentimin e këtyre ajeteve, që përmbajnë këshillat e Llukmanit të urtë, drejtuar të birit të vet, është e udhës që të hedhim pak dritë në ndriçimin e këtij personaliteti enigmatik, i cili meritoi që një sure e tërë kuranore të emërtohet me emër të tij. Të dhënat rreth këtij personaliteti janë shumë margjinale dhe përveç në dy ajete të kësaj sureje, emri i tij nuk është përmendur më askund në Kuranin fisnik. Madje, rreth jetës së tij nuk hasim diçka konkrete as në hadithet e sakta që janë përcjellë nga Pejgamberit a.s., përveç disa transmetimeve, që në trungun transmetues kanë dobësi. Në anën tjetër, dijetarët nuk janë në ujdi as për prejardhjen, as për kohën, as për profesionin që ka pasur, as për vendin ku ka jetuar dhe as për faktin nëse ishte i dërguar i Allahut apo vetëm një njeri i urtë. Imam Kurtubiu në tefsirin e tij përmend se emri i këtij urtaku ishte Llukman bin Bauraë bin Nahur bin Tarih, i cili mund të jetë Azeri i përmendur në Kuran si babai i Ibrahimit a.s.[1] Kurse nga disa të tjerë është përcjellë se emri i tij ishte Llukman bin Anka'ë.[2]

Vehb bin Munebbihu thotë se Llukmani ka qenë djali i motrës së Ejubit a.s., ndërsa nga Mukatili është përcjellë se ky ishte djali i hallës së tij.[3] Kanë thënë se me profesion ishte rrobaqepës, zdrukthëtar, bari delesh, e disa thonë se ishte gjykatës-kadi në kohën e Davudit a.s.. Rreth origjinës së tij po ashtu ka mospajtime; thuhet se ishte nga Etiopia apo Sudani, e disa mendojnë se ai ishte me prejardhje nga pjesa nubiane e Egjiptit, i cili si mendim, është më i përkrahuri nga dijetarët,[4] etj.. Kurse sa i përket faktit nëse Llukmani ishte pejgamber i Zotit, shumica dërrmuese e dijetarëve janë të mendimit se Llukmani nuk ishte i dërguar i Allahut, por vetëm një njeri, të cilit Ai i kishte dhuruar urtësi të madhe. Këtë mendim e përkrah edhe Muxhahidi, kur thotë: "Llukmani ishte rob i mirë, por nuk ishte i dërguar."[5] Po ashtu, është përcjellë nga Katadeja të ketë thënë: "Nuk ishte i dërguar dhe as nuk iu shpall diçka atij"[6] Ndërkohë Ikrimja pothuajse është i vetmuar në mendimin se urtësia, të cilën ia kishte dhuruar Allahut xh.sh. atij, nënkupton pejgamberinë.[7]

Sidoqoftë, që të gjitha këto mospajtime që ndërlidhen më Llukmanin dhe prejardhjen e tij, janë transmetime të cilat nuk kanë bazë të fortë

argumentuese e as nuk mbështeten në të dhëna të sigurta historike, prandaj për ta përmbledhur tërë këtë që u tha në lidhje me Llukmanin e urtë, unë përkrah mendimin e dijetarit dhe mufesirit bashkëkohor nga Egjipti, Mustafa el Adevije, i cili në lidhje më këtë çështje thotë: *"Kujtoj se nuk ia vlen të harxhojmë as kohë e as mund për të hulumtuar rreth prejardhjes, farefisit dhe vendlindjes së Llukmanit, meqë rreth kësaj, as Allahu i Madhërishëm në Kuranin fisnik, e as Pejgamberi a.s. në hadithet e tij, nuk kanë përmendur diçka konkrete, vetëm e vetëm për të na kursyer nga koha dhe mundi në hulumtimin rreth tij."*[8]

## Koment:

**12. Ne i dhamë Llukmanit urtësinë** *(duke i thënë)*: **Falënderoje Allahun! Kush është falënderues, e bën për të mirën e vet dhe, kush mohon** *(edhe ai e ka për vete)*, **ta dijë se vërtet Allahu është i Vetëmjaftueshëm dhe i Denjë për lavdërim.**

Ky grup ajetesh që fillojnë me atë të 12-të e përfundojnë me atë të 19-të, kanë skicuar dhe portretizuar në formën më të mirë edukatën e pashembullt të edukimit të fëmijëve, duke përçuar nëpërmjet kuptimit të tyre shumëdimensional mesazhe të urtësisë, devotshmërisë dhe modestisë.

Që në fillim të ajetit të 12-të, Allahu i Madhërishëm jep shenjë se Llukmanit i ka dhuruar urtësi dhe mençuri të pashoqe,[10] e kujt i jepet dituria, atë e ka begatuar i Madhi Zot me mirësitë e Tij, siç thuhet edhe në Kuranin fisnik: *"Ai ia jep urtësinë (të kuptuarit e Kuranit) kujt të dojë. E cilitdo që i është dhënë urtësia, vërtet i është dhënë një mirësi e madhe." – (El-Bekare, 269).*

Fjala urtësi apo *"el-hikmetu"* sipas dijetarëve ka shumë kuptime. Ndër to do të cekim këto: drejtësi, dituri, butësi, nënshtrim dhe përulësi ndaj Allahut, thellim në çështje të fesë dhe praktikim i këtyre njohurive, të kuptuarit, droja ndaj Allahut, dëlirësia, të qëlluarit e saktë në fjalë, etj.

Sipas Ibn Kethirit, fjala *"el-hikmetu"* nënkupton: "të kuptuarit, diturinë dhe shprehjen"[11] Kurse Imam Shevkaniu, fjalën *"el-hikmetu"* e definon kështu: "Urtësia e dhuruar nga Allahu është thellimi në çështjet e fesë, në shkencë-dituri dhe saktësi në fjalë"[12]

> **"Nëse tregoheni mirënjohës (falënderues), Unë do t'jua shtoj edhe më shumë (begatitë e Mia)"** *– (Ibrahim, 7)*

Kurse dijetari bashkëkohor Ratib en-Nabulsi në lidhje me fjalën *"el-hikmetu"* thotë: "Urtësia është dhunti hyjnore e jo përfitim i mundit njerëzor", konstatim i cili sipas meje, përmbledh të gjitha definicionet e mundshme rreth urtësisë.[13]

Pasi që Allahu i Madhërishëm na njoftoi se Llukmanit i kishte dhuruar dituri, na tregoi se atë e porositi të ishte falënderues ndaj Tij, sepse vetëm Ai është dhurues i jetës, i mirësive dhe i urtësisë. Atij që është falënderues ndaj mirësive të Zotit, do t'i shtohen mirësia dhe mirëqenia: ***"Nëse tregoheni mirënjohës (falënderues), Unë do t'jua shtoj edhe më shumë (begatitë e Mia)" – (Ibrahim, 7).***

Ai që është falënderues në këtë jetë, për begatitë e Krijuesit, ai këtë falënderim dhe mirënjohje ndaj Allahut, e bën për hir të vetvetes, duke qenë i vetëdijshëm për mangësitë e veta, ndërsa kush i mohon këto të mira, po ashtu e ka për vete, sepse nesër në Ahiret, do t'i mbyllen përgjithmonë dyert e mëshirës hyjnore. Madhështia e këtij ajeti, apo thënë përgjithësisht e këtij parimi, është se Allahu në asnjë mënyrë nuk e ka imponuar as falënderimin e as mohimin ndaj mirësive të Tij, por nëse ne tregohemi mirënjohës, Ai edhe më shumë do të na i shtojë të mirat e Tij, e nëse i mohojmë, atëherë Atij asgjë nuk i shtohet e as pakësohet nga madhështia dhe sundimi e Tij. Ndërsa dy emrat e bukur të Allahut me të cilët përfundon ky ajet *"Ganijjun"* dhe *"Hamid"* nënkuptojnë pikërisht këtë që thamë se Allahu është i Vetëmjaftueshëm dhe i Denjë për çdo lavdërim dhe falënderim.



**13.** *(Kujtoje)* **kur Llukmani i tha të birit të vet, duke e këshilluar: "O djali im, mos i shoqëro Allahut asgjë** *(në adhurim)*! **Pa dyshim, idhujtaria është një padrejtësi shumë e madhe".**

Përgjatë shekujve, shumë dijetarë janë marrë me studimin dhe komentimin e këshillave të Llukmanit, në rrafshe dhe dimensione të ndryshme socio-shkencore. Nga këto këshilla, gjejmë brumin e edukatës më të lartë, edukatë e cila përherë mbetet aktuale në çdo kohë. Ndërkohë, përveç këtyre këshillave të Llukmanit të urtë, të cilat i ka përjetësuar Kurani famëlartë, në qarqe të ndryshme fetare, nëpër libra e koleksione, qarkullojnë edhe dhjetëra këshilla të tjera, të cilat i atribuohen këtij urtari, por për to nuk mund të kemi një qëndrim të prerë, nëse janë apo jo këshilla të tij, apo vetëm i janë veshur emrit të tij. Për këtë arsye, dijetarët e Az'harit, në tefsirin e shkurtër të Kuranin famëlartë, në lidhje me këtë kanë thënë: "Kurani i ka regjistruar disa nga këshillat e Llukmanit drejtuar birit të tij, ndërsa këshillat e tjera përveç Kuranit, llogariten si *"israilijate"*, për të cilat nuk ka ndonjë argument të fortë."[14]

Duke u nisur nga ky parim, ne nuk do të merremi me ato këshilla të tjera të tij, por do të përqendrohemi vetëm në këshillat e tij të cilat i ka përjetësuar Kurani fisnik.

Meqë Allahu xh.sh., këto mesazhe madhështore i ka përmendur edhe në Kuran, shihet qartë se të njëjtat ka dashur t'i përcjellë edhe tek mbarë njerëzimi, në veçanti te besimtarët, për të qenë shembull për çdo kohë dhe për çdo gjeneratë. Andaj, jo rastësisht kjo sure, për shkak të këtyre këshillave fisnike, është quajtur surja e mirësjelljes dhe e edukatës prindërore.



> **"Zoti yt ka urdhëruar që të mos adhuroni askënd tjetër përveç Atij dhe që të silleni mirë me prindërit"** – *(El-Isra'ë, 23)*

Nëse i hedhim një vështrim mënyrës se si i drejtohet Llukmani djalit të vet me fjalët: *"Ja bunejje-O biri im"!*, e ndiejmë në shpirt se kjo shprehje përçon një mesazh të ngrohtësisë atërore, të përcjellë me ndjenja butësie, dhembshurie e mëshire. S'do mend, se çdo këshillë e mirë, burim e ka zemrën e pastër, por kur ajo jepet nga babai, ka një kuptim edhe më të lartë e më fisnik...

### 1. Këshilla e parë – "Mos i shoqëro Allahut asgjë në adhurim"

Këshilla e parë drejtuar të birit: *"O djali im, mos i shoqëro Allahut asgjë (në adhurim)!"* është porosia më madhështore, më fondamentale dhe më kuptimplote e Llukmanit të urtë, sepse nëpërmjet saj, sikur hapen krahekrah horizontet e bardhësisë së Imanit dhe pengohet errësira e mosbesimit që të mos depërtojë në zemrat e njerëzve. Kjo porosi, e cila përbën esencën e ekzistencës sonë në këtë dynja, thërret në Njëshmërinë e pastër, që të mos i shoqërojmë Allahut dikë në adhurim dhe sundim, sepse Ai është Një, i Vetëm dhe i Pashoq. Kur njeriu në segmentin e besimit, është në harmoni të plotë me ligjet e Allahut, atëherë, natyrshëm është në harmoni edhe me tërë këtë univers madhështor.

Fjala *"shirk"* me të gjitha derivatet e saj, është përmendur 169 herë në Kuranin famëlartë.[15] Andaj, jo rastësisht, Kurani famëlartë e ka emërtuar *"shirkun"*, që nënkupton t'ia shoqërosh dikë tjetër Allahut në besim dhe sundim, si mizorinë dhe padrejtësinë më të madhe. E, si të mos jetë padrejtësi, nëse Allahut, që na krijoi, na dhuroi mendjen, na udhëzoi në rrugën e drejtë, na dha shëndetin dhe na privilegjoi nga qeniet dhe gjallesat e tjera, i përshkruajmë shoqërues në adhurim. Kjo është mizori dhe veprim i ulët, edhe nga ana e të konceptuarit njerëzor.

Shirku sipas mësimeve islame, dhe sipas konceptit akaidologjik, përbën mëkatin-gjynahun më të madh, i cili nuk falet nga ana e Allahut, përveç nëse pendohemi dhe kërkojmë falje të sinqertë tek i Lartmadhërishmi i cili në Kuran thotë**:** *"S'ka dyshim se Allahu nuk fal (mëkatin) t'i përshkruhet Atij shok (idhujtarinë), e përpos këtij (mëkati) i falë kujt të do." – (En-Nisa'ë, 48).*

Në Kuranin famëlartë, shirku është quajtur *si gënjeshtër dhe shpifje***:** *"Kush i përshkruan Allahut shok, ai ka trilluar (shpifur) një mëkat të madh." – (En-Nisa'ë, 48)***;**

pastaj si *humbje dhe largim nga rruga e drejtë*: *"Kushdo që i bën shok Allahut (në adhurim), ai me të vërtetë, ka humbur dhe është larguar shumë prej udhës së drejtë" – (En-Nisa'ë, 116);*

dhe si *shkatërrues e zhvlerësues i veprave të mira*: *"Me të vërtetë, të është shpallur ty (o Muhamed), si dhe atyre që ishin para teje: "Nëse i shoqëron (Allahut) diçka tjetër (në adhurim), me siguri që punët e tua do të zhvlerësohen dhe do të jesh ndër të humburit." – (Ez-Zumer, 65).* etj,

Ndërsa i Dërguari i Allahut e ka quajtur *"shirkun"* si mëkatin më të madh *"ekberu-l kebair"* kur iu drejtua ashabëve të tij me fjalët: *"A dëshironi t'ju njoftoj se cili është mëkati më i madh"* Thamë: Po, o i Dërguar i Allahut. Ai tha: *"T'i bëni shirk (t'i shoqëroni dikë tjetër në adhurim) Allahut"*[16]

### 2. Këshilla e dytë – Mirësjellja ndaj prindërve

*14. Ne e kemi urdhëruar njeriun për (sjellje të mira ndaj) prindërit e vet. Nëna e tij e ka mbartur atë, (duke duruar) mundim pas mundimi, kurse nga gjiri e ndan brenda dy vjetëve. (e porositëm) Të jesh mirënjohës (falënderues) ndaj Meje dhe ndaj dy prindërve të tu, sepse tek Unë është kthimi juaj!*

*15. E nëse ata (prindërit) të nxisin, që ti të më shoqërosh Mua (në adhurim) diçka, për të cilën nuk ke dijeni, mos i dëgjo, por sillu mirë me ata në këtë jetë dhe ndiq rrugën e atij që më drejtohet Mua (me sinqeritet). Pastaj, tek Unë do të ktheheni dhe Unë do t'ju njoftoj për atë që keni bërë.*

Menjëherë pas këshillës që të mos i bëhet shirk Allahut, Llukmani i urtë këshilloi të birin e vet, që të sillej mirë me prindërit e vet. Është kjo një këshillë tjetër, që buron nga thellësia e shpirtit të pastër njerëzor, sepse pas Allahut të Plotfuqishëm, prindërit janë shkaku i ardhjes sonë në këtë botë.[17] Kurani famëlartë në shumë vende e ka theksuar detyrimin që ne kemi ndaj prindërve, ashtu sic ka vepruar edhe i Dërguari a.s., kur ka folur për rëndësinë e prindërve, e posaçërisht për nënën. Madje, në shumë vende në Kuran, kujdesi dhe mirësjellja ndaj prindërve, ka ardhur edhe si urdhëresë e dytë hyjnore, pas besimit në Allahun fuqiplotë: *"Zoti yt ka urdhëruar që të mos adhuroni askënd tjetër përveç Atij dhe që të silleni mirë me prindërit" – (El-Isra'ë, 23).*

Togfjalëshi *"birr-ul validejni"* - mirësjellja, kujdesi apo dhembshuria ndaj prindërve, është bërë simbol i Islamit nëpër shekuj, pikërisht për shkak të këtij kujdesi dhe dashurie të madhe që feja jonë ua kushton prindërve. Ajete të cilat jemi duke i komentuar, na skicojnë shumë qartë rrugën të cilën duhet ndjekur në raport me prindërit. Allahu i Madhërishëm na bën me dije se nëna është ajo që e bart foshnjën për nëntë muaj në barkun e saj, duke ndarë me të ushqimin, ndjenjat, emocionet, dhe mbi të gjitha vështirësitë, me të cilat përcillet një shtatzëni. Pastaj, pas lindjes së foshnjës dhe ardhjes në këtë jetë, ajo e ushqen atë me gjirin e saj, duke i dhuruar gjithë dashurinë dhe kujdesin, derisa të arrijë moshën, kur e ndan nga gjiri. Mbase kjo është edhe arsyeja, pse i Dërguari a.s. na porositi të jemi të kujdesshëm e të sjellshëm ndaj nënës, kur një beduin e pati pyetur: "O i Dërguar i Allahut: Cili njeri




është më meritori për shoqërimin tim? I Dërguari a.s. i tha: *"Nëna jote!"* - Po pastaj? - pyeti ai. I tha: *"Nëna jote!"*, - Po pastaj? I tha: "Nëna jote!" - Po pastaj? - pyeti ai sërish dhe i Dërguari a.s. tha: *"Babai yt!"*[18]

Pikërisht për shkak të këtyre vuajtjeve dhe sakrificave të nënës, Allahu xh.sh. në vazhdim të ajetit të 14-të, na porosit që të jemi falënderues e mirënjohës në radhë të parë ndaj Tij e pastaj edhe ndaj prindërve. Madje kjo është një lloj tërheqje e butë e vërejtjes që të jemi të vëmendshëm në këtë segment, sepse kthimi do të jetë tek Allahu, i Cili do të na marrë në llogari për veprimet tona në këtë botë, e sidomos nëse kemi qenë apo jo të mirësjellshëm ndaj prindërve.[19]

Ajeti i 15-të, po ashtu përmban këshilla madhore në lidhje me sjelljen e mirë ndaj prindërve, sepse nëpërmjet tij, Allahu xh.sh. na tërheq vërejtjen që edhe nëse prindërit, mund të na shtyjnë apo nxisin t'i përshkruajmë Atij shok në adhurim, prapëseprapë edhe pse nuk duhet t'u bindemi në këtë kërkesë të tyre, ndaj tyre duhet të sillemi me shumë butësi e dhembshuri, ndërkohë që e kemi obligim t'i shoqërojmë ata në këtë jetë me respekt të thellë.

Pra, edhe nëse prindërit nuk janë besimtarë, ne duhet të sillemi mirë ndaj tyre, sepse Allahu i Madhërishëm na ka ngarkuar me obligime të shumta ndaj tyre, të cilat më së miri i kanë përmbledhë ajetet 23-24 të sures *"El-Isra'ë": "Nëse njëri prej tyre ose të dy arrijnë pleqërinë tek ti, mos u thuaj atyre as "uh!", mos i kundërshto, por drejtoju atyre me fjalë respekti. Dhe, në shenjë mëshire, shtrije pranë tyre krahun përulës e respektues dhe thuaj: "Zoti im! mëshiroji ata të dy, sikurse më edukuan mua kur isha i vogël". (El-Israë, 23-24).*

Këto ajete, dhe të ngjashme në Kuran, që flasin për detyrimet tona ndaj prindërve, na bëjnë të ndihemi krenar për besimin tonë, sepse ky besim i pastër është shtytës dhe motivues i madh për ne, që edhe më tepër të shtojmë vlerat tona si besimtarë.

Sot jemi dëshmitarët se njerëzimin e ka mbërthyer lakmia pas pasurisë, dhe kudo shkelen e nëpërkëmben të drejtat e njeriut, me theks të veçantë mungon kujdesi ndaj prindërve dhe përgjithësisht të moshuarve. Fatkeqësisht, ky sindrom ka depërtuar edhe në shoqëritë myslimane, ku disa fëmijë në vend që të luten për jetëgjatësinë e prindërve të tyre, ata i shohin këta të fundit si pengesë për ta shijuar jetën, e në disa raste ekstreme edhe luten për vdekjen sa më të shpejtë të tyre. Këta fëmijë thuajse i kanë harruar vuajtjet të cilat i kanë përjetuar prindërit gjatë rritës dhe edukimit të tyre?!

Kanë harruar se nëna e tyre i barti mundim pas mundimi, derisa i lindi dhe i solli në këtë botë. A thua në sa e sa raste, nënat kanë rrezikuar jetën e tyre vetëm që ta sjellin një foshnjë në jetë. A thua si mund të harrohen sakrificat e nënës për netët e shumta të saj të kaluara pa gjumë, për të vetmin shkak që ne të mos ndjemë uri, të ftohtë, dhimbje apo shqetësim. A nuk e sakrifikoi ajo rehatinë e saj që neve të na bëjë të lumtur. A nuk ishte edhe babai, ai që kurrë nuk u ndal së punuari për të furnizuar familjen me mirësitë e të Madhit Zot, që neve të na mundësojë një jetë më të mirë, të na edukojë e të na shkollojë. Pikërisht për këtë, ne jemi shpresa për prindërit tanë. Ata në ne shohin frytin e zemrave të tyre dhe ata kurrë nuk ngopen duke derdhur bekimin, dashurinë dhe dhembshurinë e tyre ndaj nesh, pavarësisht moshës që kemi. Prandaj, është e udhës që ta zbatojmë në praktikë urdhrin e Allahut, që të sillemi butë e me dashuri ndaj prindërve. Të mos ua lëndojmë zemrat, të mos ofshajmë para tyre, të mos mërrolemi, por të lutemi për ta kur ende janë gjallë, e të lutemi për ta duke dhënë sadaka edhe kur të vdesin. Të lutemi që Allahu të na bashkojë me ta në Xhenet, sepse kjo është lutja më e mirë, që të mirat e Xhenetit t'i shijomë së bashku me më të dashurit tanë, prindërit, bashkëshortet dhe fëmijët tanë!

### 3. Këshilla e tretë – Ndiq rrugën e atij që më drejtohet Mua (me sinqeritet).

Këshilla e tretë e Llukmanit, ashtu siç e kanë evidentuar edhe komentatorët e shumtë të Kuranit famëlartë, është të ndjekim rrugën e njerëzve të sinqertë, të cilët nuk i luhat asgjë në dashurinë ndaj Allahut, sepse një ditë, të gjithë tek Ai do të kthehemi.[20] Kjo nënkupton që nëse, ruana Zot, i kemi prindërit jobesimtarë, dhe ata na shtyjnë e nxisin apo bëjnë presion që të ndjekim rrugën e devijuar, ne duhet ta injorojmë dhe shpërfillim këtë dëshirë apo kërkesë të tyre, me butësi, duke mos i lënduar ata me ndonjë fjalë. Ndërsa, në këtë rast duhet të lutemi për udhëzimin e tyre dhe duhet të ndjekim rrugën e dritës së imanit, atje ku na thërret Allahu i madhërishëm, së bashku me njerëzit dhe besimtarët e sinqertë!

- vijon -

*1. Tefsiri i Kurtubiut, Bejrut 2006, vëll. 16, f. 467. (Këtë mendim Kurtubiu e ka marrë nga: Muhamed ibn Ishak, Araisu-l-Mexhalis, f. 350.). 2. Imam Shevkaniu, Fet'hul Kadir, vëll. 4, f. 312. 3. Zemahsheriu, (3/231). 4. Grup dijetarësh, Mevsuatu-t-tefsir el mevdui, Rijad, 1440 h, vëll. 29, f. 163. Shih edhe: https://modoee.com/shoëbook/436. 5. Imam Taberiu, Xhamiul Bejan an te'vili ajil Kuran, Kajro, 2001, vëll. 18, f. 546 (Redaktuar nga Dr. Abdullah Turki). 6. Ibn Haxher el Askelani, Fet'hul Bari, (6/466). 7. El-Maverdi, En-Nuket vel Ujun, vëll 4, f. 331. 8. Mustafa el Adevije, Kissatu vesaja Lukman li ibnihi, Kajro, pa vit botimi, f. 14. 9. Ibn Kethir, Tefsiru-l Kurani-l Adhim, Rijad, 1997, vëll. 6, f. 334 (Redaktuar nga Sami bin Muhamed es- Selame). 10. Ibn Mendhur, Lisanu-l Arab, Bejrut 1997 vëll, 2, f. 130. 10. Tefsiri i Ibn Kethirit, vëll. 3, f. 428; Dr. Xhevheretu bint Salih et-Tarifi, Fikhu da'vetil ebnai fi dav'i vesaja Llukman, Rijad, 2003, f. 9. 11. Esh-Shevkani, Fet'hul Kadir, vëll. IV, f. 237. 12. https://nabulsi.com/ëeb/article/2386/*
سورة-لقمان-031-الدرس-0413-تفسير-الآية-12-الشكر
*13. Ulemaja e Azharit, Et-Tefsiru-l Vesit li-l Kurani-l Kerim, Kajro, 1992, vëll. 8-10, f. 86. 14. Abdullah Ibrahim Xhelgum, El-Mu'xhemu-l mufehres esh-shamil li elfadhi-l Kuranin Kerim, Rijad, 2015, ff. 661-664, (Botim i Institutit të Tefsirit për studime kuranore); Shih edhe: Muhamed Fuad Abdulbaki, El-Mu'xhemu-l mufehres li elfadhi-l Kuranin Kerim, Kajro, 1364 h. ff. 379-381. 15. Buhariu, (2654); Muslimi (87). 15. Dr Ahmed Husejn Ali Salim, Hukukul Validejni ala evladihim , Demam, 2000, f.28. 16. Buhariu (2/8) nr. 5971; Muslimi (4/1974) nr. 2548. 17. Ebu Hajjan el Endelusi, El-Bahru-l Muhit, Bejrut, 1993, vëll. VII, f. 182. 18. Mahmud el Hamzavi el Hanefij, Durru-l esrari fi tefsiri-l Kurani bi-l hurufi-l muhmileti, Bejrut, 2011, vëll. II, f. 238.*

Nexhat Ibrahimi

# Muhamedi a.s., shtetari i parë mysliman

Muhamedi a.s. ishte politikan, shtetar, komandant ushtrie, por ai dallonte dukshëm nga politikanët, shtetarët e ushtarakët tjerë, sepse synimet e tij ishin në dobi të njerëzisë, pa dëshirë të imponohet personalisht në politikë dhe pa përfituar privilegje për vete dhe për popullin e vet, por për të gjithë.

Nëse nocioni halif domethënë zëvendësues i Pejgamberit të Zotit, apo zbatues i asaj që Pejgamberi e ka sjellë, atëherë duhen ditur disa fjalë edhe për Pejgamberin e Zotit, i cili sipas burimeve islame, Kuranit, është model, yrnek i myslimanëve në çdo pikëpamje, nga besimi e morali deri te politika e ekonomia, nga mësuesi e edukatori deri te shtëpiaku e fqinji.

Muhamedi a.s. hartoi kushtetutën e parë të gjallë, duke e vënë në funksion qysh në mesjetën e hershme, në një vend ku tribalizmi e anarkia ishin realitet dhe virtyt, vlerë dhe krenari. Ai vuri rend e disiplinë, ku përparësi ishte mësimi e edukimi: *"Muhamedi a.s. si personalitet është modest, i dashur, miqësor dhe i sinqert; i matur dhe korrekt në kontakt dhe afarizëm me njerëzit tjerë. Kjo e bënë atë njeri model dhe të përktyer."*

## 1. Pejgamberi a.s., themelues dhe organizator i shtetit të parë islam

Muhamedi a.s. pas arritjes në Medinë së pari e ndërtoi xhaminë, e cila shumë shpejt do të kryejë rolin e xhamisë dhe të shumë institucioneve tjera. Përveç faljes së namazeve, xhamia u shndërrua në qendër arsimore, ku shteti i ri vuri themelet intelektuale e arsimore të shtetit; ajo u shndërrua në qendër kulturore, sepse aty zhvilloheshin konsultime të shumta të karakterit kulturor; ajo u shndërrua në qendër politike, sepse aty priteshin delegacione të huaja, diskutoheshin tema të brendshme të politikës së jashtme dhe të brendshme; ajo u bë vendtubim debatesh, këmbim mendimesh e përvojash me tematikë të gjithanshme. Xhamia u bë qendër sociale, ku bëhej risocializimi i personave të ndryshëm në afate të shkurtra apo edhe të gjata, por edhe parlament për zgjidhjen e problemeve individuale (meshkuj e femra), fisnore e rajonale.

**Muhamedi a.s. eci një hap më tutje, duke planifikuar të krijojë bazë juridike për jetën e re në Medinë, si ndërmjet myslimanëve me përkatësi të ndryshme fisnore ashtu edhe të popujve tjerë dhe feve të ndryshme. Kjo do t'i mbronte banorët e Medinës si ndërmjet veti ashtu edhe nga popujt e jashtëm.**

Problemet me idhujtarët mekas, me hebrenjtë dhe familjet e armiqësuara ishin të përhershme. Edhe fiset mike sot deri dje ishin në armiqësi. Duke i vëllazëruar mekasit dhe medinasit, Muhamedi a.s. eliminoi shumë probleme të mundshme të natyrës fetare, racore, fisnore, shoqërore. Vëllazërimi eliminoi edhe fanatizmin dhe përkushtimin fisnor, si karakteristika të mesjetës. Këtë bukur e tha Imam Gazaliu: *"Rëndësia e këtij vëllazërimi është në kapërcimin e përkushtimit fisnor, sepse lojaliteti dhe përkushtimi mund të jenë vetëm në Islam."*

Vëllazërimi në Medinë siguroi unitet politik dhe shpirtëror. U vu themeli i shoqërisë së re, asaj islame, që e dallonte nga shoqëritë e deriatëhershme. Shteti i ri nuk bazohej në përkushtimin fisnor edhe pse fisninë e pranonte si vlerë njerëzore. Islami bazohej në vlera mbinacio-

nale, në shpirtin si ide dhe fisninë si dhënie kuptim të përshpirtmes. Orinetalisti Montgomery Watt e vërejti bukur këtë gjë, duke shkruar: *"Islami ofroi një sistem ekonomik, shoqëror dhe politik. Në këtë sistem, religjioni përbënte pjesën integrale, meqë ofronte idetë mbi të cilat ka zënë fill tërësia."*

Muhamedi a.s. eci një hap më tutje, duke planifikuar të krijojë bazë juridike për jetën e re në Medinë, si ndërmjet myslimanëve me përkatësi të ndryshme fisnore ashtu edhe të popujve tjerë dhe feve të ndryshme. Kjo do t'i mbronte banorët e Medinës si ndërmjet veti ashtu edhe nga popujt e jashtëm. Ky dokument quhet *Kushtetuta e Medinës* apo *Sahifa*, *Karta e Medinës*.

## 2. Pejgamberi a.s. si politikan dhe diplomat

Muhamedi a.s. zhvilloi një politikë të matur dhe të mprehtë me shtetin e tij në Medinë kundrejt të tjerëve. Marrëveshja në Hudejbie në vitin 6 hixhri është dëshmi e konstatimit të sipërm. Njerëzit ishin të lirë të lëvizin, të tregtojnë, duke u kujdesur nga aktiviteti ushtarak kundër njëri-tjetrit. Kjo marrëveshje, përkundër dyshimit të disa qarqeve në dobinë e saj, i ndihmoi myslimanët, kurse këtë e vërejti edhe orientalisti M. Watt, i cili tha: *"Marrëveshja në Hudejbi ishte e favorshme për strategjinë afatgjate të Muhamedit a.s., edhe pse për një moment ka lënë të kuptohet si dëshpëruese për pasuesit e vet për shkak të mossuksesit të dukshëm të fushatës."* Ai tha gjithashtu: *"Duke lidhur marrëveshje me mekasit, si palë e barabartë, ka arritur të fitojë edhe njohje publike të pozitës së vet."*

Edhe Ibn Hishami u shpreh pozitivisht për Hudejbinë: *"Deri atëherë nuk kishte fitore më të madhe se kjo."*

Gjatë kohës së paqes Muhamedi a.s., si prijës i shtetit të ri dhe si pejgamber i Zotit, kontaktoi me liderët e fiseve përreth dhe të vendeve tjera madje edhe t'i ftojë në Islam. Një nga ato thirrje ishte edhe ajo drejtuar Nexhashiut, mbretit të Abisinisë: *"... Të ftoj në miqësi në emër të Allahut dhe të më pasosh mua, të besosh Shpalljen që më është shpallur, sepse unë jam i dërguar i Allahut. Unë të ftoj ty dhe ushtrinë tënde tek Allahu xh.sh. Unë ta përcolla ftesën dhe të këshillova, ndaj pranoje..."*.



Muhamedi a.s. qoftë personalisht nëpërmjet shkresave, qoftë nëpërmjet delegacioneve, ka kontaktuar me shtetet fqinje apo tjera, ka këmbyer vlera dhe mendime dhe në raste të caktuara kanë dhënë rezultate. Ai rregullisht përdorte institucionin e këshillimit (shura), sikur ndodhi me rastin e Betejës së Bedrit, Hendekut etj.

## 3. Pejgamberi a.s. si komandant

Si prijës dhe kryetar i shtetit islam Muhamedi a.s. u tregua mjaft i mirë. Por, as si ushtarak nuk dështoi. Në disa ekspedita e luftëra tregoi shkathtësi të shkëlqyeshme. Bedri në vitin 2 h., Uhudi në vitin 3 h., pastaj Hajberi në vitin 7 h. kundër fisit Benū Kurejdha, Mu'ta në vitin 8 h., fushata në Taif në vitin 8 h., Tebuki në vitin 9 h. dhe

**Muhamedi a.s. me strategjinë e re, urtësinë dhe largpamësinë e vet, vendosi standard të ri në rrafshin e brendshëm dhe të jashtëm. Dikur lufta ishte sinonim i plaçkitjes, grabitjes, vrasjes, djegies, padrejtësisë, dhunës ndaj femrave dhe të sëmurëve. Me Islamin lufta u bë sinonim i paqes, mirësisë, drejtësisë, mësimit e jodhunës**



beteja të tjera tregojnë në urtësinë dhe shkathtësinë e artit ushtarak. Këtë e përshkruan bukur edhe dijetari bashkëkohor mysliman: *"Së këndejmi, asnjë betejë nuk ka dështuar për shkak të mungesës së urtësisë së tij, moskujdesit ushtarak apo edhe mospërcaktimit të pozitës strategjike. Ajo që ndodhi në Uhud dhe Hunejn ishte vetëm një çast i dobësisë në radhët e ushtrisë së tij apo edhe si moszbatim i urdhrave të tij, potezave dhe planeve të tij, që për ta ishte detyrë rigoroze nga aspekti ushtarak."*[1]

Muhamedi a.s. me strategjinë e re, urtësinë dhe largpamësinë e vet, vendosi standard të ri në rrafshin e brendshëm dhe të jashtëm. Dikur lufta ishte sinonim i plaçkitjes, grabitjes, vrasjes, djegies, padrejtësisë, dhunës ndaj femrave dhe të sëmurëve. Me Islamin lufta u bë sinonim i paqes, mirësisë, drejtësisë, mësimit e jodhunës: *"Dhe luftoni në rrugën e Allahut kundër atyre që ju sulmojnë e mos e teproni se Allahu nuk i do ata që e teprojnë. Dhe luftoni ata kudo që t'i zini, dëboni prej vendit ata sikurse ju përzuan ata juve. Provokimi (fitneja) është më i rëndë se vrasja. Mos i luftoni ata pranë xhamisë së shenjtë (Qabes) deri që ata t'ju luftojnë juve aty, e nëse ju sulmojnë, atëherë sulmoni edhe ju ata. I këtillë është ndëshkimi ndaj pabesimtarëve. E nëse heqin dorë (nga provokimi), Allahu është Ai që fal dhe që mëshiron. Luftoni ata (idhujtarët) derisa të zhduket propagandimi i idhujtarëve dhe derisa të aplikohet feja vetëm për Allahun. E në qoftë se ndalen (nga propaganda dhe lufta), atëherë lëreni armiqësinë, përveç atyre që janë zullumqarë."* (El-Bekare, 190-193)

Muhamedi a.s. futi edhe luftën diplomatike, luftën pa armë, të cilën sot e njeh politikla botërore. Është e njohur thënia e Muhamedit a.s.: "*Lufta është dinakëri*". Por, kjo nuk domethënë gërenjeshtra, mashtrime, por strategji dhe taktikë kundrejt idhujtarëve dhe kundërshtarëve tjerë. Këtë e pranoi edhe orientalisti tashmë i cekur, M. Watt: *"Pa kombinim të jashtëzakonshëm të cilësive të Muhamedit është pak e besueshme se zgjerimi do të ndodhte dhe sigurisht mundësia ushtarake arabe do të konsumohej në sulmet mbi Sirinë dhe Irakun pa pasoja të mëtejshme..."*.[2]

* * *

Muhamedi a.s. ishte politikan, shtetar, komandant ushtrie, por ai dallonte dukshëm nga politikanët, shtetarët e ushtarakët tjerë, sepse synimet e tij ishin në dobi të njerëzisë, pa dëshirë të imponohet personalisht në politikë dhe pa përfituar privilegje për vete dhe për popullin e vet, por për të gjithë. Luftoi kundër të keqes dhe idhujtarisë. Gënjeshtra dhe eksploatimi i të dobtëve u sulmua rreptë, kurse u krijua hapësirë për mirësi dhe ndihmë. Imam Tirmizi, Vrline Allahovog Poslanika, Sarajevë, 1997, fq. 145.

*1. Safijjurahmān El-Mubārakfūrī, Zapečaćeni džennetski napitak, Sarajevo, 2001/ 1422 h., fq. 204. 2. „Islam provided an economic, social and political system. Of this system religion was an integral part, since it gave the ideas on which the whole was based." në: Montgomery Watt, Muhamad, prophet and statesman, Oxford University Press, London, Oxford, New York, 1974, fq. 224. 3. Muhamed Hamidullah, Muhamedi a.s. – Jeta dhe vepra, I-II. Logos-A, Shkup, 2012. 4. Ky dokument nuk arriti deri te ne nëpërmjet zinxhirit të muhadithëve por nëpërmjet Sires së Ibn Is'hakut apo Sires si Ibn Hishamit, kurse të cilin burim muhadithët e shpërfillën. Nijaz Šukrić, Povijest islamske kulture i civilizacije, Sarajevë, 1989, ose: http://www.znaci.com/povijest/PovijestIslama/art85_0.html. (qasja më 4.2.2017). 5. Abū al-Hasan 'Alī al-Husnī al-Nadawī, Život Božijeg Poslanika, 2004, fq. 116. 6. „The treaty of al-Hudaybiyah was thus favorable to Muhamad's long-term strategy, but for the moment it left him to deal with the disappointment of his followers at the apparent failure of the expedition." Sipas: Montgomery Watt, Muhamad, prophet and statesman, po aty, fq. 186. 7. „In making a treaty with the Meccans as an equal he had received public recognition...More important, by ending the state of war with Mecca, he had gained a larger measure of freedom for the work of extending the influence of the religious and political organization he had formed...". Montgomery Watt, Muhamad, prophet and statesman, po aty, fq. 187. 8. Ibn Hišām, Poslanikov životopis, Sarajevë, 1998, fq. 202. 9. Safiyy al-Rahmān Al-Mubārakfūrī, po aty, fq. 395. 10. Aida Kadrija, po aty. 11. Po aty, fq. 503. 12. Citati i plotë: „Without a remarkable combination of qualities in Muhamad it is improbable that the expansion would have taken place, and the military potential of the Arabs might easily have spent itself in raids on Syria and 'Iraq with no lasting consequences...His wisdom in these matters is shown by the rapid expansion of his small state to a world-empire after his death, and by the adaptation of his social institutions to many different environments and their continuance for thirteen centuries", sipas: Montgomery Watt, Muhamad, prophet and statesman..., fq. 236.-237.*

Dr. Ajni Sinani

# Pema e ndaluar

"E Ademi prej Zotit të vet pranoi disa fjalë (lutje), prandaj Ai ia fali (gabimin), Ai është Mëshirues dhe pranues i pendimit." (El Bekare: 37).

Dhiata e Vjetër thotë se pema që iu ndalua Adamit në Parajsë, ishte pema e "njohjes" dhe Adami pasi hëngri frytet e saj, fitoi "aftësinë e njohjes", gjë për të cilën ai shkaktoi zemërimin e Hyjit. Ndërkaq Islami na mëson ne se ishte Zoti Ai që e pajisi Ademin a.s. me dije dhe që pasi ia mësoi emërtimet e sendeve, kërkoi nga engjëjt t'i përulen atij në shenjë respekti për dijen që i kishte dhuruar.

Nën ndikim e legjendës greke, sipas së cilës Zeusi u hidhërua me Prometeun sepse i dhuroi njeriut zjarrin, me anën e të cilit i mundësoi atij arritjen e fuqisë dhe njohurive, historia e qëndrimit të Ademit në parajsë është parë, nga të krishterët, si përpjekje e Zotit për ta mbajtur njeriun në injorancë. Akti i mëkatit të Ademit, sipas tyre, qëndron në të ushqyerit e tij nga pema e Njohjes, duke fituar aftësinë për të njohur dhe për të ditur gjërat, gjë që shkaktoi zemërimin e Zotit.

Si rrjedhim Hyji e ndëshkoi Adamin shumë rëndë duke e nxjerrë nga parajsa. Nga kjo del se sipas të krishterëve Hyji deshi që ta mbante Adamin të mbërthyer në injorancë! Sipas kësaj bindjeje të gabuar krishtere Zoti favorizon padijen kundrejt dijes.

Pikërisht për këtë Etërit e Kishës do të flasin në vijimësi kundër shkencës dhe hulumtimeve shkencore, sepse dëshira për të ditur më shumë, sipas tyre, e futi Adamin në mëkate dhe u bë shkak që ai të dëbohej nga parajsa! Si pasojë e kësaj bindjeje jo të vërtet, dijet shkencore do të konsiderohen nga priftërinjtë mëkat shumë i madh, sepse ato do të shkaktonin zemërimin e Hyjit, sikurse kishte ngjarë me Adamin.

**Largimi i Ademit nga xhenneti dhe zbritja e tij në tokë sipas Kur'anit fisnik është bërë shkak mirësie dhe begatie dhe jo mallkimi.**

Ndërkaq, Kurani famëlartë na rrëfen të vërteten mbi Ademin a.s. Kur Zoti i tregoi engjëjve se do të krijonte një krijesë të re, ata të çuditur thanë se si do të krijosh një krijesë që do të bëj rrëmujë në tokë (El Bekare: 30). Zoti për t'u treguar engjëjve fisnikërinë dhe aftësitë e kësaj krijese ia mësoi Ademit a.s. emërtimet e sendeve.

Dhe kur Zoti kërkoi nga engjëjt që të thoshin emërtimet e sendeve, gjë të cilën ata nuk e bënë ngase nuk i dinin, atëherë Allahu, para se ta vendoste Ademin a.s. në parajsë dhe para se ai të mëkatonte, kërkoi prej tij që t'i thoshte emrat e sendeve. Pasi ai i tha emërtimet e sendeve, në shenjë respekti për dijen e Ademit a.s., Allahu i urdhëroi engjëjt që t'i përuleshin atij. Vetëm djalli nuk iu përul atij, gjë për të cilën ai fitoi mallkimin e Allahut. Djalli u tregua ziliqar ndaj njeriut dhe u bë armiku i tij i përbetuar.

Zoti jo vetëm që nuk ka zili ndaj njeriut, sikurse thuhet në legjendat greke, por madje Ai e ka lartësuar njeriun në raport me shumë krijesa, duke e pajisur me dije dhe duke ia besuar atij amanetin, amanet të cilin nuk e kishte pranuar asnjë prej krijesave. Islami ka lartësuar dijen dhe dijetarët, duke i bërë ata dëshmitarë menjëherë pas engjëjve që dëshmojnë se s'ka Zot tjetër veç Allahut: "Allahu dëshmoi se



nuk ka Zot tjetër përveç Tij, këtë e dëshmuan edhe engjëjt e dijetarët." (Ali Imran, 18).

Mosbindja e Ademit dhe ngrënia e tij nga Pema e Ndaluar sipas të krishterëve ishte një mëkat i përjetshëm dhe një degjenerim i përgjithshëm i natyrës njerëzore. Për faljen e këtij mëkati fillestar, që sipas doktrinës krishtere trashëgohet nga brezi në brez, u desh që vetë Zoti të ndërhynte duke u shfaqur dhe mishëruar në trupin e birit të Tij, Jezu Krishtit nëpërmjet shpirtit të shenjtë!

Islami e hedh poshtë të besuarit se Zoti mund të ketë bir, duke e konsideruar një gjë të tillë shkarje dhe blasfemi. Ai e refuzon dhe e kundërshton përcjelljen e gabimit të prindërve të parë tek bijtë e tyre dhe tek brezat pasues, sepse gjithsecili është përgjegjës vetëm për veprën e tij: "*Dhe se njeriut nuk i takon tjetër vetëm se ajo që ka punuar.*" (En Nexhm: 39). Këtë gabim të prindërve të parë, feja islame e përcjell me mjaft mirëkuptim. Ky nuk është një mëkat i pafalshëm: "*E Ademi prej Zotit të vet pranoi disa fjalë (lutje), prandaj Ai ia fali (gabimin), Ai është Mëshirues dhe pranues i pendimit.*" (El Bekare: 37).

Largimi i Ademit nga xhenneti dhe zbritja e tij në tokë sipas Kur'anit fisnik është bërë shkak mirësie dhe begatie dhe jo mallkimi. Ishte ngrënia nga Pema e Ndaluar, (që nuk ishte pema e njohjes por e mëkatimit) që bëri që Ademi a.s. të pendohej dhe të jetë shembull pendese për të gjitha brezat e ardhshëm, gjer në Ditën e Fundit. Ishte ngrënia nga Pema e Ndaluar që bëri që Ademi a.s. të zbres në tokë për të kryer misionin e tij, si mëkëmbës i Allahut mbi tokë, për të cilin ishte destinuar jo vetëm para hyrjes në parajsë, por edhe para se të vinte në këtë botë (El Bekare: 30), madje për një mision të tillë Allahu e kishte krijuar.

Nga bindja e gabuar rreth trashëgimit të mëkatit u përhap mendimi se njeriu është mëkatar i papërmirësueshëm dhe se vetëm

**Bindja e grekëve për arritjen në stadin e zotave, nga të krishterët, u zëvendësua me bindjen e zbritjes së Zotit tek njerëzit.**

nëpërmjet flijimit dhe kryqëzimit të birit të Tij, Jezu Krishtit, Hyji do t'ia falte mëkatet grigjës! Madje jo vetëm kaq, por sipas dogmës krishtere, meqenëse njeriu ishte mëkatar i vazhdueshëm, ai nuk ishte i denjë që t'i drejtohej me lutje Atit në mënyrë të drejtpërdrejt. Vetëm priftërinjtë e Kishës gëzonin ekskluzivisht bekimin e Hyjit.

Si rrjedhim, njerëzit për të shpëtuar veten dhe shpirtin e tyre, duhej t'u nënshtroheshin priftërinjve dhe t'i luteshin Zotit vetëm nëpërmjet tyre. Besohej, gjithashtu, se vetëm priftërinjtë mbanin çelësin e dijes dhe se dija njerëzore ishte vetëm tek ata. Kjo do të kishte si pasojë zhdukjen e plotë të dinjitetit të njeriut të krishterë, të cilit i qe imponuar pozita e skllavit përballë klerikëve të Kishës.

Në Greqi njerëzit i përfytyronin zotat si forca në formë të njeriut, prandaj edhe i imitonin ata. Zotat edhe pse ishin shumë më superiorë se njerëzit, megjithatë ata ishin qenie madhështore sikurse njerëzit dhe ishin të ngjashëm me ta jo vetëm në formë, por edhe në ndjenja dhe sjellje: gëzoheshin, kënaqeshin, xhelozonin, hidhëroheshin, hakmerreshin, luftonin, duke përjetuar madje edhe aventura heroike. Grekët dëshironin të ishin si zotat, t'u përngjanin atyre. E dinin se një gjë e tillë ishte e pamundshme, por besonin se megjithatë ia vlente që të bënin përpjekje, ngase njerëzit duke u përpjekur mund të lartësoheshin dhe t'u afroheshin zotave. Bindja e grekëve për arritjen në stadin e zotave, nga të krishterët, u zëvendësua me bindjen e zbritjes së Zotit tek njerëzit.

Krejt ndryshe nga këto devijime, Islami e sheh njeriun si një qenie që zotëron arsye. Allahu i dha inteligjencën atij për të kuptuar se vetëm Allahu është Krijuesi, për të dëshmuar Njëshmërinë dhe Unitetin e Tij, dhe jo për të besuar se njeriu mund të lartësohet deri në lartësinë e Zotit, sikurse besonin grekët e vjetër, apo se Zoti mund të zbresë në nivelin e njeriut dhe të mishërohet me të, sikurse predikojnë të krishterët me Jezu Krishtin Zot.

Marrëdhëniet e njeriut me Zotin nuk kanë karakter rivaliteti dhe nuk janë armiqësore, sepse Zoti është i Gjithëpushtetshëm, i Gjithëdijshëm, i Gjithmëshirshëm dhe Absolut dhe i pajisur me emrat e bukur dhe cilësitë e Tij të përkryera. Ai nuk do të fitonte asgjë edhe sikur t'i bindeshin të gjithë njerëzit dhe s'do të humbiste asgjë edhe sikur të mos t'i bindeshin të gjithë njerëzit.

Allahu i Madhërishëm në një hadith kudsi thotë: "O robërit e Mi! Sikur i pari nga ju dhe i fundit nga ju, dhe njerëzit nga ju, dhe xhinët nga ju, të ishin të devotshëm sikur zemra më e devotshme e njërit nga ju, kjo nuk do t'i shtonte asgjë sundimit Tim.

O robërit e Mi! Sikur i pari nga ju dhe i fundit nga ju, dhe njerëzit nga ju dhe xhinët nga ju, të ishin të prishur si zemra më e prishur e njërit nga ju, kjo nuk do ta pakësonte aspak sundimin Tim..."

Njeriu sipas Islamit nuk e ka të ndaluar akcesin për tek dija. Është pikërisht dija që përbën veçanësinë e bekimit të tij prej Zotit. Zoti i mësoi Ademit a.s. atë që nuk e dinin madje as engjëjt. Është pra dija, për shkak të së cilës Ademi a.s. fitoi epërsi mbi engjëjt dhe për shkak të së cilës Zoti i urdhëroi engjëjt që t'i përuleshin atij.

Dr. Ilmije Kuqi

# Kurani është shpirti i Umetit Islam

"Po kështu me urdhrin tonë Ne të shpallëm ty shpirtin (Kuranin). Ti nuk ke ditur çka është libri (Kurani) as ç'është besimi, por Ne atë e bëmë dritë me të cilën e vëmë në rrugë të drejtë atë që dëshirojmë prej robërve tanë. Në të vërtetë, edhe ti udhëzon për në rrugën e drejtë. (Esh Shura, 25)

Kurani është përshkruar me shumë përshkrime, si: ai është dritë e qartë, shërim dhe mëshirë për besimtarët, udhëzim dhe dallim midis së vërtetës dhe gënjeshtrës, si dhe me emra dhe përshkrime të tjera më të cilat Allahu xh.sh. e ka përshkruar, por përshkrimi i tij "shpirt" ka një vlerë ndryshe nga ato që theksuam dhe ka nevojë për meditim. Allahu xh.sh. thotë: ***"Po kështu me urdhrin tonë Ne të shpallëm ty shpirtin** (Kuranin)**. Ti nuk ke ditur çka është libri** (Kurani) **as ç'është besimi, por Ne atë e bëmë dritë me të cilën e vëmë në rrugë të drejtë atë që dëshirojmë prej robërve tanë. Në të vërtetë, edhe ti udhëzon për në rrugën e drejtë.*** [1]

Pse Allahu xh.sh. shpalljen e Tij e quajti shpirt? Le të ndalemi pakëz dhe le të meditojmë. A nuk ka dallim midis të gjallit dhe të vdekurit? Gjithsesi, po. Gjendja ndryshon plotësisht pas kalimit nga gjendja e parë në të dytën. E para është përplot lëvizje dhe gjallëri, nëpër të cilën qarkullon ngrohtësia e jetës dhe ka ndikim në ata përrreth, ndërsa e dyta është kufomë e ngurtë, ftohtësia e vdekjes në damarët e tij ka ngrirë qetësinë dhe palëvizshmërinë. Dallim shumë i madh, i njohur për të gjithë. Ata që kanë parë të vdekur vërejnë se në të nuk lëviz asgjë, edhe pse një moment më parë e mbushte botën me zhurmë dhe aktivitet!

Ky është një shembull që tregon kontrastin midis gjendjes së jetës me lëvizjen dhe nxehtësinë e saj, dhe midis gjendjes së vdekjes me heshtjen dhe ftohtësinë e saj. Medituesi befasohet nga ky kontrast dhe ndryshim i madh midis të gjallit dhe të vdekurit, dhe se si ndryshon gjendja dhe kthehet e kundërta me kalimin e tij nga e para në të dytën, dhe kështu shkëlqimi i jetës në sytë e tij zhduket plotësisht, gjymtyrët ngurtësohen, në trup ecën ajo ftohtësi e heshtur dhe në çast kthehet në një trup të vdekur.

**Allahu xh.sh. zgjodhi që shpalljen e Tij ta quajë më të njëjtin emër të sekretit të jetës, për të treguar se zemra pa Kuran është e vdekur, shpirtrat pa Kuran janë të ngrirë, mendimi pa Kuran është i ftohtë.**

Si kaloi prej një gjendje në gjendje tjetër?! Çfarë e bëri që trupi të transferohet prej një trupi më jetë dhe gjallëri në një trup të ngurtë dhe të palëvizshëm? Atë e ka bërë një gjë dhe ajo është heqja e sekretit të jetës e që është shpirti. Prej momentit të heqjes së tij ndodhi i gjithë ky transformim.

Shpirti është misteri i asaj jete që rreh në vena, shkëndija që shkëlqen në sy, lëvizje me anë të së cilës zemra rreh, si dhe nxehtësi dhe gjallëri që e kaplon trupin e të gjallëve, e kur të hiqet ai të gjitha këto shuhen dhe trupi bëhet i ftohtë, pa jetë, pa shpirt. A e imagjinoni se Allahu xh.sh. shpalljen e Tij e quajti më atë shpirt i cili është sekreti i jetës?!

Allahu xh.sh. zgjodhi që shpalljen e Tij ta quajë më të njëjtin emër të sekretit të jetës, për të treguar se zemra pa Kuran është e vdekur, shpirtrat pa Kuran janë të ngrirë, mendimi pa Kuran është i ftohtë. Do të thotë, besimtari pa Kuran është një trup pa shpirt, një trup i vdekur. Es-Sa'dij thotë: "*Këtë Kuran e ka quajtur "shpirt", sepse më shpirtin ringjallet trupi, kurse me Kuran ringjallen zemrat dhe shpirtrat dhe më të ringjallen interesat e dynjasë dhe ahiretit, për shkak të mirësisë së shumtë dhe dijes së bollshme që gjendet në të*". [2]

Zgjodhi që shpalljen e Tij ta quaj më të njëjtin emër të sekretit të jetës, për shkak të ndikimit që ai lë te njeriu, për të qenë i gjallë me programin e Kuranit dhe mësimet e tij. Për shkak se ai është sekreti i ndryshimit të karakteristikave të njeriut dhe ai e shndërron atë në një njeri tjetër po ashtu siç ndryshon trupi i njeriut në një krijim tjetër pas futjes së shpirtit në të pasi që ai ka qenë ujë në barkun e nënës dyzet ditë, mandej gjak i ngjizur, pastaj kafshatë mishi e



mandej në të futet shpirti dhe kështu bëhet krijesë tjetër ndryshe nga ai krijimi i parë. Esh-Sharavi thotë: "*I Plotfuqishmi nuk dëshiron që ne të marrim si qëllim fazën e parë të jetës, e cila e lëviz materien dhe lëviz dhe vrapon, por Ai dëshiron që atë ta marrim si një mjet që me të të arrimë në jetën e lartë në të gjitha format e saj të përjetshme më të gjitha kuptimet e saj. Ashtu si shpirtin që i Plotfuqishmi e futi në materie dhe i jep jetë në fazën e parë dhe e quajti shpirt, gjithashtu programin i cili na jep fazën e dytë të jetës Ai e quajti shpirt, thotë:* **{Po kështu me urdhrin tonë Ne të shpallëm ty shpirtin** *(Kuranin)*... **"**[3]. *Ky është shpirti i programit i cili na jep fazën e dytë të jetës. Nëse marrim dritën e udhëzimit nga Zoti i Plotfuqishëm, ajo na ndriçon rrugën tonë në vlera dhe moral, ashtu si dielli i Zotit që na e ndriçon rrugën tonë në jetën materiale. Pra, i Lartmadhërishmi nuk ju la ju në dritën materiale për të ruajtur materien tuaj nga shkatërrimi ose copëtimi, por ju dërgoi një dritë për t'u udhëzuar më të në fushën e vlerave... Kjo dritë kuptimore ndryshon nga drita materiale, i Plotfuqishmi askënd nuk e ka privuar nga drita materiale, kurse dritën kuptimore e ka lënë brenda zgjedhjeve njerëzore, nëse dëshiron beson dhe udhëzohet, e nëse dëshiron humb*"[4].

Njeriu, individ qoftë apo shoqëri, me Kuran bëhet krijesë tjetër, për shkak se Kurani ka një natyrë të ngjashme më natyrën e shpirtit. Kurani është shpirt që sjell jetë, e lëviz dhe e zhvillon atë në zemra. Sejid Kutbi në lidhje më shprehjen ***"Ne të shpallëm ty shpirtin"*** thotë: "*Në të (Kuran) ka jetë. Mbjell jetë, e shtyn, e lëviz dhe e zhvillon atë në zemra...* ***"por Ne atë e bëmë dritë me të cilën e vëmë në rrugë të drejtë atë që dëshirojmë"***, *kjo është natyra e tij e pastër, natyra e kësaj shpallje, e këtij shpirti, e këtij Libri. Ai është dritë, dritë pastërtia e së cilës përzihet me zemrat të cilat Zoti dëshiron t›i udhëzojë*"[5].

Kurani është shpirti i umetit islam, më të është jeta, krenaria, ngritja dhe udhëzimi. Umeti pa Kuran është një umet pa jetë, pa shpirt, i cili nuk ka peshë as vlerë. Kurani është libër i udhëzimit, gjuha e jetës, ripërtëritje e lindjes së njeriut të te gjitha moshave dhe brezave, përgjatë gjithë epokave. Ai zbriti për të ndihmuar njeriun, urdhërues dhe ndalues, udhëzues dhe predikues, këshillues dhe qortues, roje dhe mbrojtës, mësues dhe drejtues, mik dhe shoqërues. Ai është dritë, sqarim, shërim, mëshirë për besimtarët. Kurani është libër ndryshimesh, i cili jetën e njeriut e kthen në më të mirën nëse ai depërton më dritën e tij në brendësinë e tij.

## Ndikimi i shpirtit të Kuranit në individin

Kur lexoni ndonjë libër në artin e trajtimit të të tjerëve, ose në artin e menaxhimit të kohës, apo në ndonjë fushë tjetër, autori thotë se: "*Leximi i këtij libri mund t'jua ndryshojë jetën tuaj*". Kjo do të thotë se çdo libër që njeriu e lexon, ai ndikon në sjelljen dhe personalitetin e tij, sepse personaliteti është produkt i kulturës njerëzore, përvojave të tij dhe i asaj që lexon, dëgjon dhe sheh. Më gjithë ndikimin e madh të këtyre librave njerëzorë në personalitetin e njeriut, ndikimi i tyre mbetet shumë i kufizuar. Por, kur flasim për Librin e Zotit të Plotfuqishëm i Cili e krijoi njeriun duke ditur se çfarë ka në brendësinë e tij dhe çfarë është në dobi të tij, është e natyrshme të gjejë në këtë Libër të shkëlqyeshëm të gjitha informacionet për të cilat ka nevojë njeriu në këtë botë dhe në botën tjetër. Ai është dritë, shërim dhe udhëzim. Çdo ajet që e lexoni dhe meditoni rreth tij, mund të bëjë ndryshim në jetën tuaj! Pa dyshim që leximi i ajeteve, meditimi i tyre dhe dëgjimi me përulësi, rindërton personalitetin e njeriut nga fillimi, ngase Kurani përmban rregulla dhe themele të qëndrueshme për ndërtimin e personalitetit.

Do ta marr si shembull vetëm një ajet se si ndikon në personalitetin njerëzor. Allahu xh.sh. thotë: ***"Por mund që ju ta urreni një send, e ai është shumë i dobishëm për ju, dhe mund që ju ta doni një send, e ai është dëm për ju. Allahu e di*** *(fundin e çdo sendi)* ***e ju nuk dini"***[6]. Pasi të meditoj në këtë ajet do të kuptoj se Zoti ka caktuar gjithçka dhe asgjë nuk do të ndodhë përveçse me urdhrin e Tij, dhe nuk do të zgjedhë diçka për njeriun vetëm se më të mirën, sepse Ai e di të ardhmen, ndërsa njeriu nuk e di. Zoti ka shkruar gjithçka që do të ndodhë pse të pikëllohem? Përderisa Zoti ekziston dhe është afër, sheh, dëgjon dhe kontrollon këtë univers përse të jetë frika ose ankthi ose depresioni?! Meqenëse Zoti e ka caktuar një çështje dhe e ka zgjedhur atë, s'ka dyshim së në të ka mirësi, dobi dhe lumturi. Kështu, personaliteti i njeriut ndryshon rrënjësisht dhe shndërrohet në një figurë optimiste dhe të lumtur dhe shpëton nga shumë probleme të cilat kanë mundur t'i ndodhin sikur

Zoti të mos ndihmonte në meditimin e ajetit, kuptimin dhe zbatimin e tij në jetën e tij praktike.

Prandaj, Allahu xh.sh. shpalljen e Tij e quajti "shpirt", për të treguar funksionin që kryen ai në njeriun, ngase njeriu para se të qarkullojë Kurani në venat dhe qenien e tij është i vdekur siç e përshkruan Allahu xh.sh.: ***"Vallë, a është ai që qe i vdekur kurse Ne e ngjallëm dhe i dhamë dritë, me të cilën ecën mes njerëzve, si ai që ka mbetur në errësirë** (i humbur) **dhe nuk mund të shpëtojë nga ajo?}***.[7] Mirëpo, kur ky Kuran përzihet me zemrën e tij dhe ecën nëpër qenien e tij ashtu siç qarkullon gjaku në tërë trupin, atëherë me të vërtetë bëhet diçka tjetër për sa u përket energjive, perceptimeve, ideve, aftësive, mundësive dhe arritjeve të tij, sepse më Kuran udhëzohet dhe e njeh Krijuesin e tij të Plotfuqishëm, Atij i mbështetet plotësisht dhe prej Tij merr çdo gjë. Nga emri i Tij «El-Kavij» merr forcën, nga emri i Tij «El-Alim» merr dijen, nga emri i Tij «El-Hakim» merr urtësinë, nga emri i Tij «Err-Rrahman» «Err-Rrahim» merr mëshirën ...etj, dhe kështu Allahu më mëshirën e Tij derdh mbi njeriut nga dritat e emrave të Tij dhe përhapen në qenien e tij dhe kështu bëhet energji e pazakontë kur krahasohet më atë që ishte më parë. Do të sjellim shembuj për këtë:

Shembulli i parë, i cili është shembulli më i plotë është i Dërguari i Allahut a.s. çfarë ishte pa Kuranin dhe çfarë u bë me Kuranin? Gjatë dyzet vjetëve para se të fillojë zbritja e Kuranit çfarë mundi të bëjë në Gadishullin Arabik? Çfarë mundi të bëjë me njerëzit dhe shoqëritë? Por, me fillimin e zbritjes së Kuranit, me fillimin e zbritjes së këtij shpirti, ai u bë një krijesë tjetër. Muhamedi a.s. ishte «njeri» dhe atij iu shtua edhe «shpallja» dhe kur atij iu shpall ky Kuran ai u bë dritë ndriçuese:

***"O ti Pejgamber, Ne të dërguam ty dëshmues, lajmëtar përgëzues e qortues. Dhe me urdhrin e Allahut, thirrës për në rrugën e Tij dhe pishtar ndriçues"***[8]. I dërguari i Allahut a.s. u ndriçua më dritën e Kuranit:

***"Juve ju erdhi nga Allahu dritë dhe libër i qartë"***[9] dhe u bë pishtar ndriçues. Domethënë me këtë shpirt Pejgamberi a.s. u bë një i lindur i ri, gadishullin arabik e gatoi me gatim tjetër, mblodhi popullin e tij i cili ishte i shpërbërë dhe prej tyre e bëri një brumë të ri të një niveli të lartë, me cilësi të lartë dhe me këtë mandej myslimanet arritën atë që e kanë arritur gjatë gjithë historisë në përhapjen e së vërtetës në Lindje dhe Perëndim.

Shembulli i dytë: Çfarë ka qenë Umeri r.a. para zbritjes së Kuranit? Çfarë ka qenë para se në të hyjë shpirti i Kuranit? Ka qenë bari devesh, njeri si të gjithë njerëzit e tjerë. Por, në momentin që shpirti i Kuranit ka hyrë në të dhe në të qarkulloi drita e Kuranit dhe u vendos në zemrën, mendjen dhe qenien e tij, shohim se ai shndërrohet në një energji të madhe, e cila merret si shembull për aftësinë e menaxhimit dhe për përballjen e sfidave.

E gjithë kjo ndodhi për shkak të kuptimit të Kuranit, i cili ka fuqinë e karakteristikes së shpirtit me të cilin qenia fizike e përbërë prej argjile shndërrohet në një krijesë tjetër.

Kështu ndodhi edhe me sahabet e tjerë. Po kështu, çdo mysliman, në qenien e të cilit ecën Kurani, do të ketë një dritë, por për secilin drita do të jetë sipas gatishmërisë dhe llojit të argjilës.

## Ndikimi i shpirtit të Kuranit në shoqëri

Kurani fisnik ashtu siç ndikon në vetë individin, ai ndikon edhe në shoqëri Po ashtu siç ndikon shpirti, ai i unifikon pjesët e tij dhe i bashkon ato. Le ta krahasojmë gjendjen e të vdekurit kur shpirti e lë atë, ai shndërrohet plotësisht në elementet e tij parësore në tokë dhe të tjera. Kush e ka bërë këtë qenie të vdesë dhe të ndryshojë gjithçka? Ai që e ka lënë quhet shpirt? Domethënë shpirti është ai që ka unisuar qenien e njeriut dhe ky e ka penguar që të shpërbëhet dhe të copëtohet, shpirti është ai që ia ka dhënë të gjitha këto ndjesi dhe aftësi.

E njëjta gjë thuhet për shoqërinë besimtare ose umetin Islam. Kur në përbërësit e saj të përbërë prej individëve, familjeve dhe shoqërive, të hyjë shpirti, ai në aspektin e energjisë, efektivitetit dhe ndikimit shndërrohet në një krijim tjetër. I Dërguari i Allahut a.s. nuk ka mundur ta bëjë atë që bëri në Gadishullin Arabik përveçse me ata në të cilët është futur shpirti i Kuranit dhe u mblodhën në formën e një qenieje të unifikuar, për të cilën i Dërguari i Allahut a.s. ka thënë:

"*Shembulli i besimtarëve në dashuri në mes tyre, në mëshirën mes tyre dhe në butësi mes tyre është si një trup, kur të ankohet një gjymtyrë, i tërë trupi rënkon nga pagjumësia dhe temperatura*".[10]

Të gjithë myslimanët në marrëdhëniet e tyre me njëri-tjetrin i ka ngjasuar me trupin dhe nuk ka ndonjë shembull në të cilin mund të personalizohet njeriu me kuptimin e përzierjes, të unitetit dhe solidaritetit të plotë, si shembulli i një trupi. Për shembull, jeni duke ecur më shpejtësi dhe papritmas shihni një humnerë para vetes, syri shpejt e përcjell lajmin në qendrën e analizave në tru, dhe ai i jep përgjigje me shpejtësi dhe urdhër tërë qenies së njeriut dhe kështu ai kthehet në një drejtim tjetër. Kjo mbështetje, bashkim, integrim dhe ndërtim më këtë bashkëveprim në këtë mënyrë, nuk mund të portretizohet veçse në një trup. E gjithë kjo është falë shpirtit të Kuranit, për këtë ne duhet të punojmë për të sjellë në vetveten tonë shpirtin e Kuranit për të rilindur, për të kaluar nga gjendja e vdekjes në gjendjen e jetës, nga gjendja e copëzimit në gjendjen e kombit të gjallë e të bashkuar.

*1. Esh-Shura: 52. 2. Tefsiru Es-Sa'dij, fq.762. 3. Esh-Shura: 52. 4. Tefsiru Esh-Sharavi, 8/4948-4950. 5. Fi dhilali El-Kuran, 5/3171. 6. El-Bekare: 216. 7. El-En'am: 122. 8. El-Ahzab: 45-46. 9. El-Maide: 15. 10. Muslimi, nr: 2586, 4/1999.*

**Azmir Jusufi (PhDc)**

# Nga specifikat e përkthimit të Kuranit të h. Sherif Ahmetit

Për përkthimin e Kuranit nga Sherif Ahmeti, mund të themi se ai ishte një mbështetës i përkthimit të domethënieve të Kuranit, dhe ishte kundër përkthimit tekstual (të fjalëpërfjalshëm) të Kuranit, duke pasur parasysh se është e pamundur që të ruhet stili i tij artistik duke e bartur në një gjuhë tjetër.

Përkthimi i Kuranit dhe interpretimi i mesazheve të tij fisnike, është një prej disiplinave më të rëndësishme islame. Kjo lëmi gjithmonë ka tërhequr vëmendjen e shumë studiuesve islamë si në të kaluarën ashtu edhe sot.

Fjala e Zotit gjithmonë ka tërhequr vëmendjen e dijetarëve islamë që nga kohërat e hershme e deri në ditët e sotit, qoftë nëse kjo ka të bëjë me formën e vet origjinale dhe rëndësinë e Kuranit të Shenjtë në gjuhën arabe apo përkthimin e kuptimit të tij në gjuhët e tjera.

Kur është fjala për përkthimin e Kuranit nga Sherif Ahmeti, mund të themi se ai ishte një mbështetës i përkthimit të domethënieve të Kuranit, dhe ishte kundër *përkthimit tekstual* (të fjalëpërfjalshëm) të Kuranit, duke pasur parasysh se është e pamundur që të ruhet stili i tij artistik duke e bartur në një gjuhë tjetër. Ai rreth përkthimit të tij të Kuranit thotë: *"Përkthimi i domethënieve të Kuranit është i nevojshëm, është i kërkuar ngase nëpërmjet tij besimtarët njihen me udhëzimet e tij të larta. Përkthimi i Kuranit tekstualisht në ndonjë gjuhë tjetër nuk është i lejuar, ngase është e pamundshme të ruhet stili i tij artistik dhe të bartet në ndonjë gjuhë tjetër."*1




## Përkthimi tekstual (i fjalëpërfjalshëm) i Kuranit

Përkthimi i Kuranit do të thotë: "bartje dhe të shprehurit e kuptimeve të ajeteve kuranore nga gjuha arabe në një gjuhë tjetër."

Ky lloj i përkthimit nuk është i lejuar dhe kjo pothuajse është e pamundur, sepse secila gjuhë i ka specifikat e veta me të cilat dallohet nga gjuha tjetër.2 Përkthimi i fjalëpërfjalshëm është i privuar prej ndjesisë retorike të tekstit kuranor.3

Sherif Ahmeti, në lidhje me këtë lloj të përkthimit të Kuranit thotë: "Përkthimi i Kuranit tekstualisht në ndonjë gjuhë tjetër nuk është i lejuar, ngase është e pamundshme të ruhet stili i tij artistik dhe të bartet në ndonjë gjuhë tjetër."4

Në vazhdim do të përmendim disa shembuj nga përkthimi tekstual i Kuranit nga H. Sherif Ahmeti:

يُنَبَّأُ الْإِنسَانُ يَوْمَئِذٍ بِمَا قَدَّمَ وَأَخَّرَ

Sherif Ahmeti këtë ajet e ka përkthyer kështu: *"Atë ditë njeriu do të njihet me atë që çoi para dhe me atë që la prapa"* (El-Kijame, 13).

Edhe pse Sherif Ahmeti anonte që Kuranin të mos e përkthejë *tekstualisht* (fjalë për fjalë), siç e kemi përmendur tashmë, ai megjithatë, bëri përjashtime në këtë çështje, kështu që, këtë ajet e përktheu fjalë për fjalë. Duke e përkthyer këtë ajet në mënyrë tekstuale, fjalë për fjalë, ajeti merr kuptimin e kundërt prej atij që aspiron.

قَاتَلَهُمُ اللهُ أَنَّى يُؤْفَكُون5

Sherif Ahmeti këtë ajet e përktheu kështu: *"Allahu i vraftë si largohen (nga e vërteta)!"* (Et-Teube, 30). Kur fraza قَاتَلَهُمُ الله„*katelehumull-llah*" përmendet në Kuran, ajo nuk do të thotë gjithmonë "Allahu i vrau", por "Allahu i mallkoi". Në këtë rast, Sherif Ahmeti ajetin e përktheu tekstualisht.

Të njëjtin gabim e kanë bërë edhe përkthyesit e tjerë të Kuranit në gjuhën shqipe, duke e përkthyer fjalën قا تلهم الله "Allahu i vrau", ndërsa Dr. Muhamad Taqi-ud-din El-Hilali dhe Dr. Muhamad Muhsin Khan,6 dhe Yusuf Ali7 në anglisht, Muhamed Pandža dhe Džemaluddin Čaušević8 në gjuhën boshnjake, këtë ajet e përkthyen kështu: „*Allah's curse be on them*"(***Bog ih je prokleo) – "Zoti i mallkoi"***.

مِنْ وَرَائِهِ جَهَنَّم

Sherif Ahmeti këtë varg e përktheu si vijon: "*E pas tij (kryelartit) është xhehenemi...*" (Ibrahim, 16). Edhe në këtë rast, Sherif Ahmeti ajetin e përktheu tekstualisht (fjalë për fjalë).

[رَبِّ اغْفِرْ لِي وَلِوَالِدَيَّ] وَلِمَنْ دَخَلَ بَيْتِيَ [مُؤْمِنًا]

Sherif Ahmeti këtë ajet e përktheu si vijon: *"... dhe ata të cilët hynë në shtëpinë time ..."* (Nuh, 28). Fjala بيت "*bejt*" në këtë ajet, në bazë të komentimit të këtij ajeti, ka kuptimin: "feja", "xhamia", "anija". Ajeti është përkthyer fjalë për fjalë. Në kuptim të njëjtë si "shtëpi" e kanë përkthyer edhe përkthyesit e tjerë të Kuranit në gjuhën shqipe si dhe përkthyesit në gjuhën boshnjake, si: Basim Korkut, Pandža – Čaušević, prof. dr. Enes Karić.

وَمَنْ يَعْشُ عَنْ ذِكْرِ الرَّحْمَنِ

Sherif Ahmeti këtë ajet e përktheu si vijon: *"Kush mbyll sytë para këshillave të Zotit..."* (Ez-Zuhruf, 36). Fjala يعش "ja'shu" është përkthyer me kuptim "mbyllje të syve". Përkthyesit e Kuranit në gjuhën boshnjake në të njëjtën mënyrë e kanë përkthyer këtë ajet kuranor sikur Sherif Ahmeti.

Si përfundim rreth kësaj çështjeje, të përmendim fjalët e Hajrullah Hoxhës i cili në lidhje me përkthimin e Kuranit fjalë për fjalë thotë: "Për shkak të përmbajtjes hyjnore dhe gjuhës së pasur arabe (të Kuranit, A.J.), ku në shumë raste një fjalë ka disa kuptime, Kurani nuk mund të përkthehet në mënyrë adekuate dhe të saktë, fjalë për fjalë, pa u shërbyer me ndonjë fjalë të caktuar sqaruese në kllapa, ose me më shumë fjalë sipas nevojës në formë të komentimit me fusnota, në fund të faqes përkatëse, përndryshe, nëse përkthehet tekstualisht në shumë vende ai nuk do të mund të kuptohet qartë nga lexuesit."9

## Emrat e bukur dhe atributet e Allahut

Në vazhdim të përmenden disa shembuj nga emrat e bukur dhe atributet e Allahut xh.sh.:

[أَمَّنْ هَذَا الَّذِي يَرْزُقُكُمْ] إِنْ أَمْسَكَ رِزْقَهُ

Sherif Ahmeti këtë pjesë të ajetit e përktheu si vijon: *"po qe se Ai ua ndërpret furnizimin e vet ..."* (Mulk, 21). Emri i Allahut është emër i përveçëm dhe gjithmonë shkruhet me shkronjë të madhe. Mirëpo, edhe përemrat dhe atributet e Tij shkruhen me shkronja të mëdha.

Sherif Ahmeti, emrat e Zotit, përemrat dhe atributet e Zotit, ndonjëherë në përkthim i shkruan me shkronja të mëdha dhe ndonjëherë me të vogla.

رَبِّ ابْنِ لِي عِنْدَكَ بَيْتًا فِي الْجَنَّةِ

Sherif Ahmeti këtë ajet e përktheu si vijon: *"...më bëj një vend pranë mëshirës sate në xhennet ..."* (Et-Tahrim, 11). Në këtë ajet, Sherif Ahmeti, "*mëshirës sate*" në përkthim e shkruan me shkronjë të vogël, kurse do të duhej të shkruhej me shkronjë të madhe.

تَنْزِيلٌ مِنْ حَكِيمٍ حَمِيدٍ

Sherif Ahmeti këtë ajet e përktheu si vijon: "... *është i zbritur prej të Urtit, të Lavdishmit.»* (Fussilet, 42). Në të njëjtin ajet, emrin e bukur të Allahut حكيم në përkthim e shkruan me shkronjë të vogël, e sipas rregullave të dy duhet të shkruhen me shkronjë të madhe.

اَلْحَمْدُ لِلَّهِ رَبِّ الْعَالَمِينَ ، الرَّحْمَنِ الرَّحِيمِ ، مَالِكِ يَوْمِ الدِّينِ ، إِيَّاكَ نَعْبُدُ وَإِيَّاكَ نَسْتَعِينُ

Sherif Ahmeti këto ajete i përktheu kështu: *"Falënderimi i takon vetëm Allahut, Zotit të botëve! Bamirësit të përgjithshëm, Mëshirëbërësit! Sunduesit në ditën e gjykimit (përgjegjësisë-shpërblimit)! Vetëm Ty të adhurojmë dhe vetëm te Ti kërkojmë ndihmë! ...* " (El-Bekare, 1-4).

Në këtë rast, në suren *El - Fatiha*, Sherif Ahmeti në përkthim i ka shkruar saktë dhe korrekt emrat e bukur dhe cilësitë e Allahut.

## (Mos) Përdorimi i kllapave

Të gjithë përkthyesit e Kuranit i përdorin shenjat e kllapave në përkthimet e tyre. Vetë përdorimi i kllapave tregon se përkthyesit kanë konsultuar komente të ndryshme të Kuranit. Është e domosdoshme që përkthyesi i Kuranit në situata të caktuara të përdorë shenjat e kllapave për të sqaruar ndonjë fjalë të caktuar dhe kuptimin e duhur në ajetin e caktuar, por me përdorimin e tepruar të kllapave humbet kuptimi i vërtetë dhe intenca e ajeteve kuranore.

Me anë të shembujve të veçantë që do përmendim, do të konstatojmë se edhe Sherif Ahmeti përdori shenja të kllapave:

فَمَنْ كَانَ مِنْكُمْ مَرِيضًا أَوْ بِهِ أَذًى مِنْ رَأْسِهِ

Sherif Ahmeti këtë ajet e përktheu si vijon: *"Po kush është prej jush i sëmurë ose ka mundim koke (e rruhet para kohe)..."* (El-Bekare, 196). Siç mund të shihet, Sherif Ahmeti kishte vepruar drejt edhe kësaj here, duke përdorur shenjat e kllapave.

فَمَنْ كَانَ مِنْكُمْ مَرِيضًا أَوْ عَلَى سَفَرٍ فَعِدَّةٌ مِنْ أَيَّامٍ أُخَرَ

Sherif Ahmeti këtë ajet e përktheu si vijon: *"... e kush është i sëmurë prej jush ose është në udhëtim (e nuk agjëroi), atëherë ai (le të agjërojë) më vonë aq ditë..."* (El-Bekare, 184). Sherif Ahmeti edhe në këtë rast ka vepruar drejt duke përdorur shenja të kllapave.

*1. Përkthimi i ajeteve të Kuranit është bërë në bazë të përkthimit të Kuranit nga haxhi Sherif Ahmeti: Kur'an-i, përkthim me koment (përkthim me koment) përkth. dhe kom.: H. Sherif Ahmeti, Kryesia e Bashkësisë Islame të Serbisë RS - Prishtinë, Prishtinë, 1988.f. 22. 2. Për më shumë shih: Dr. Jusuf Ramić, Tefsir – historija i metodologija, Biblioteka posebnih izdanja – Knjiga 6., Fakultet islamskih nauka u Sarajevu, Sarajevë, 2001, f. 256. 3. Ferid Dautović. "O prevođenju Kur'ana (Stavovi nekih islamskih učenjaka)", Novi Muallim, nr. 10, 2002, Sarajevë, f. 42. 4. Kur'ani-i, përkthim me komentim, përktheu dhe komentoi: H. Sherif Ahmeti, op. cit. f. 23. 5. Sipas Muhamed Mahlufit,* أنى يؤفكون *do të thotë:* كيف يصرفون عن الحق بعد سطوعه *– "Si largoheni nga e Vërteta pas shkëlqimit (përhapjes) të saj." Shih: Muhamed Mahluf, Kelimatu-l-Kur'an, Memleketu-l-arabijje es-Suudijje, 1416. H./1995, f. 105. 6. The Noble Qur'an, English translation of the meanings and comentary by Dr. Muhamad Taqi-ud-Din Al-Hilali and Dr. Muhamad Muhsin Khan, King Fahd Complex For The Printing Of The Holy Qur'an, Madinah, K.S.A, 1417 H., f. 248. 7. The Holy Qur'an (Koran), English translation of the meaning by Yusuf Ali, Published and printed by the King Fahd Holy Qur'an Printing Complex, Formatting by William B.Brown, 1987, f. 86. 8. Kur'an Časni - prevod i tumač, përkthyen dhe përgatitën: Hafiz Muhamed Pandža dhe Džemaluddin Čaušević, op. cit., f. 286. 9. Hajrullah Hoxha, "Një vështrim kritik punimit me titull: 'Më shumë kujdes për botimin e përkthimit dhe interpretimit të Kur'anit në gjuhën shqipe'", Edukata Islame, nr. 92, Prishtinë, 2010, f. 257.*

Fitim Flugaj

# Koncepti i drejtësisë sociale në mendimin bashkëkohor islam

Drejtësia sociale e mirëfilltë, në të vërtetë erdhi nëpërmjet sheriatit islam. Erdhi për të arritur qëllimet dhe objektivat dhe për të sjellë interesa të mirëfillta larg çdo manipulimi e keqtrajtimi, ajo erdhi për të shmangur të keqen dhe dëmtuesit me qëllim që të arrihet lumturia për të gjithë njerëzimin në këtë botë dhe në botën tjetër.

Që në fillim duhet theksuar se drejtësia është bazamenti mbi të cilin duhet ndërtuar një shoqëri e mirëfilltë. Disa intelektualëve nuk u është i qartë termi drejtësi, por u ngatërrohet me termin barazi. Barazia sociale është koncept shumë më i ngushtë dhe ka të bëjë vetëm me nivelin e të drejtave të barabarta në rrafshin e lirisë së veprimit dhe pjesëmarrjes së barabart në sferën politike dhe administrative pa dallim gjinie, siç është rasti me ideologjinë komuniste dhe sistemin socialist. Një gjë e tillë mbetet koncept i ngushtë. Drejtësia në shoqëri ose siç njihet me termin drejtësia sociale është një koncept më i gjerë dhe kërkon qasje më serioze. Edhe në shoqërinë tonë shqiptare, po në veçanti këtu tek ne në Kosovë, partitë e ndryshme që synojnë pushtetin dhe qeverisjen e vendit, sidomos ato të krahut të majtë, vazhdojnë të këmbejnë akuzat në mes tyre se kanë neglizhuar në arritjen e drejtësisë sociale, janë korruptuar dhe akuza të ndryshme për dukurit negative, të cilat në fakt bien ndesh me drejtësinë dhe janë kundërshtarë dhe shkatërrues të drejtësisë sociale.

Drejtësia Sociale në fakt është koncept shumë i gjerë dhe kërkon shumë mund për të arritur që të jetë prezente në shoqëri. Edhe po u realizua, ajo mund të realizohet pjesërisht nëse nuk bazohet mbi themelet e mirëfillta. Drejtësia sociale e mirëfilltë, në të vërtetë erdhi nëpërmjet sheriatit islam. Erdhi për të arritur qëllimet dhe objektivat dhe për të sjellë interesa të mirëfillta larg çdo manipulimi e keqtrajtimi, ajo erdhi për të shmangur të keqen dhe dëmtuesit me qëllim që të arrihet lumturia për të gjithë njerëzimin në këtë botë dhe në botën tjetër.

Ligji i sheriatit nuk e humbi përqendrimin për të adresuar të gjitha aspektet e jetës së njerëzve, përfshirë edhe raportet midis shoqërisë dhe ekonomisë, ligji islam ka përcaktuar rregulla, themele dhe metodologji të qartë në ekonomi dhe shoqëri që sigurojnë drejtësi ekonomike dhe sociale në shoqëritë islame. Në këtë artikull do të flasim për konceptin e drejtësisë shoqërore, dhe shtyllat e tij.

Koncepti i drejtësisë shoqërore rrjedh nga drejtësia e përgjithshme, e cila është ndryshe nga padrejtësia. Drejtësia sociale është një sistem intelektual, një qasje etike-morale dhe e përshkruar me dispozita ligjore, të cilat sigurojnë që njerëzit të cilët, nëse i zbatojnë dhe u përmbahen atyre ligje, mund ta arrijnë barazinë para ligjit, pra mund ta arrijnë barazinë ose drejtësinë sociale.

## Themelet e drejtësisë shoqërore në Islam

Nuk ka dyshim se ekziston një qasje e qartë në Islam për të siguruar drejtësi shoqërore në mesin e njerëzve, dhe më e spikatura nga kjo qasje që siguron drejtësi është:- Konfirmimi i barazisë në mes njerëzve në të drejta dhe detyra e obligime.

Të gjithë myslimanët përpara ligjit apo sheriatit islam janë të barabartë, nuk kanë dallim e as nuk kanë



përparësi të pasurit ndaj të varfërve, apo të fortët ndaj të dobëtve, dhe as nuk kanë fuqi dhe ndikim autoritetet mbi ata që nuk kanë autoritet, sepse kriteri i diferencimit në ligj është vetëm devotshmëria, dhe se bindja në këtë besim do të largonte dallimet shoqërore midis njerëzve dhe do të arrinte drejtësi midis tyre.

Zekati është një detyrë që Allahu e ka caktuar si një e drejtë e njohur për të varfërit dhe nevojtarët në pasurinë e të pasurve, dhe që zbatimi i detyrës së zekatit do të arrijë drejtësi shoqërore në shoqëri dhe nuk i sheh këto dallime të mëdha ekonomike midis njerëzve dhe as klasifikimet pasuese të pavlefshme shoqërore. Sigurimi i të drejtave të individit në shoqëri, e drejta e individit në fenë Islame është e ruajtur që kur ai është në fetus, në barkun e nënës së tij.

Pra, ligji islam përfshin shumë dispozita që kanë të bëjnë me të drejtat e tilla individuale, për shembull, trashëgimia dhe dispozitat e detyrueshme, vakëfi dhe testamentet dhe shumë dispozita të tjera.

### Dijetarët myslimanë që adresojnë drejtësinë sociale

Një numër studiuesish dhe mendimtarësh janë marrë me çështjen e drejtësisë sociale në Islam. Një nga mendimtarët që trajtuan këtë çështje dhe që u përqendrua jashtëzakonisht shumë është Sejjid Kutb, autori i librit "Drejtësia shoqërore (sociale) në Islam", ku foli për barazinë njerëzore dhe solidaritetin shoqëror. Ai gjithashtu foli për metodat e arritjes së drejtësisë sociale përmes vetë-censurës gjatë zbatimit të dispozitave të ligjit islam në jetë.

## Drejtësia sociale

Shumë kombe dhe civilizime kërkojnë të mbështesin vlerat dhe idealet e tyre përmes aplikimit të një sistemi etik të bazuar në arritjen e drejtësisë shoqërore midis njerëzve. Drejtësia sociale është një koncept gjithëpërfshirës për shumë aspekte të jetës së njerëzve, dhe aplikimi i këtij koncepti në shoqëri do të arrinte drejtësi dhe barazi midis njerëzve. Dhe të arrihet një jetë e mirë vetëm larg ndjenjave të padrejtësisë ose shtypjes, si rezultat i privimit të të drejtave ose monopoleve të pasurisë ose monopolit të një klase të shoqërisë dhe jo të tjerëve.

### Koncepti i drejtësisë shoqërore

Koncepti i drejtësisë sociale nënkupton aplikimin e një sistemi politikash dhe procedurash që garantojnë të gjithë njerëzit qasje në të drejtat e tyre në baza të barabarta me të tjerët pa favorizimin e një personi me autoritet, fuqi ose ndikim. Drejtësia sociale i referohet së drejtës së çdo qytetari në shtet për të marrë pjesën e tij që i takon. Edhe gjinia femrore pa dallim nga ajo mashkullore, ka të drejtë të shprehë mendimin e saj lirshëm dhe të marrë pjesë në veprime shoqërore dhe politike, në mundësi të barabarta për të gjithë njerëzit dhe të heqë dallimet sociale dhe ekonomike midis tyre në mënyrë që ata të jenë të barabartë në të drejta dhe obligime.

Koncepti i drejtësisë shoqërore në Perëndim është debatuar gjerësisht nga studiuesit perëndimorë. Ata kanë pasur pikëpamjet e tyre për këtë çështje, përfshirë filozofin liberal John Rawls, i cili konsideroi se ideja e drejtësisë sociale është një ide intelektuale filozofike e bazuar në një seri perceptimesh dhe teorish larg politikës. Idetë e tij ishin të bazuara në idetë e Jeremy Bentham, John Stewart Mill dhe filozofit Emanuel Kant, dhe idetë dhe teoritë e tyre u përkthyen në kërkesat e partive të Gjelbra në shumë vende të botës, ku ata u përqëndruan në vendosjen e parimit të barazisë mes njerëzve, dhe respektimin e të drejtave të njeriut. Perëndimi ka arritur deri te Koncepti i drejtësisë sociale dhe ka realizuar mjaft mirë një gjë të tillë, kryesisht e ka arritur një drejtësi sociale edhe përkundër asaj se këto shtete kryesisht janë kapitaliste dhe monarkiste. Por, natyrisht gjejmë se në shumë prej vendeve të tyre është arritur relativisht. Mirëpo ky koncept mbetet i zhvilluar mirë në rastin e shoqërive në vendet e zhvilluara.

## Koncepti i drejtësisë shoqërore në Islam

Islami merret me çështjen e arritjes së drejtësisë sociale përmes një sistemi gjithëpërfshirës të integruar në të gjitha aspektet e jetës së njerëzve, bazuar në shpalljen hyjnore siç bazohet e drejta ose sheriati Islam. Islami thekson parimin e të drejtave pjesëmarrëse dhe të barabarta duke theksuar partneritetin e njerëzve në burimet më të rëndësishme, siç janë: mjedisi, uji, ajri, kullotat dhe zjarri. Gjithashtu legjitimon aktet e dhurimit, siç janë: zekati, bamirësia dhe rregullon çështje të tilla si premtime, dëbime dhe vakëfe që garantojnë shoqërinë islamike të jetojë sipas standardeve më të larta të drejtësisë shoqërore dhe Islamit. Apo siç njihet në disa qarqe monopoli i dëmtuar.

### Drejtësia në Islam

Islam është i prirur të krijojë një shoqëri të dashurisë, kohezionit dhe ndërvarësisë, dhe për ta arritur këtë ka organizuar marrëdhënie shoqërore që lidhin anëtarët e komunitetit musliman në bazë të drejtësisë, e cila kontrollon manifestimet e marrëdhënieve dhe sjelljeve midis të gjithë anëtarëve të komunitetit musliman, pavarësisht fesë apo besimit të tyre, dhe drejtësia përcaktohet si tërësi për të gjithë anëtarët e shoqërisë. Të gjithë duhet t'i gëzojnë të drejtat dhe detyrimet e obligimet e tyre, pavarësisht nga feja, raca, ngjyra apo statusi i tyre shoqëror. Drejtësia në Islam nuk zbatohet vetëm për myslimanët, por është bërë për të gjithë anëtarët e shoqërisë pa marrë parasysh besimet e tyre.

### Manifestimet e drejtësisë në qeverisje sipas konceptit islam

Miratimi i një politike të drejtë në fusha të ndryshme të qeverisjes dhe në mënyra të ndryshme jetese. **Sistemi familjar**: planifikimi i familjes në bazë të drejtësisë në marrëdhëniet që rregullojnë marrëdhëniet e bashkëshortëve me njëri-tjetrin, dhe marrëdhëniet e tyre me fëmijët e tyre brenda sistemit

të të drejtave dhe detyrave e obligimeve që përfaqësojnë karakterin dallues të familjes myslimane.

Marrëdhëniet publike me njerëzit: qoftë në marrëdhëniet e myslimanëve me njëri-tjetrin, qoftë në marrëdhëniet e tyre me të tjerët. Drejtësi në transaksionet financiare: të gjitha llojet dhe format; shitja, blerja, qiraja dhe hipoteka. Drejtësia në punësim dhe punësimi dhe drejtësia në kriteret e shpërndarjes së pasurisë. Edhe kjo njihet si drejtësi sociale në Islam.

## Standardet e drejtësisë sociale në Islam

Emancipimi absolut emocional kërkon jo-shtrëngim në fe dhe liri të fesë dhe besimit. Islami ka punuar për të hequr pengesat që parandalojnë thirrjet njerëzore në sens të përbashkët, do barazi të plotë njerëzore: Në fushën e të drejtave dhe detyrave, të gjithë njerëzit janë të barabartë në këtë, duke përfshirë barazinë para ligjit. Edhe i Dërguari i Allahut, paqja qoftë mbi të, nënvizoi shembujt më të mrekullueshëm të kësaj kur ai tha (Mirëpo, ju e dini se janë shkatërruar popuj para jush; Ata e lironin një person autoritativ nëse ai vidhte, e nëse vidhte ndonjëri që ishte i dobët (i varfër dhe jo autoritativ) e denonin me vdekje, pasha Atë në duart e të Cilit është jeta e Muhamedit, nëse Fatimeja e bija e Muhamedit vjedh, do t'ia prej dorën e saj) [Sahih al-Bukhari]. Po ashtu gjejmë shprehjen më të mirë të Omer bin el-Hattab, Allahu qoftë i kënaqur me të, kur ai e qortoi Amr ibn el-Aasin dhe djalin e tij, shkaku i fyerjes së djalit të tij një kopti (egjiptian i krishterë) dhe i kërkoi koptit që të marrë hakun nga Amr ibn al-Aas dhe djali i tij pa aspak frikë.

Omeri, Allahu qoftë i kënaqur me të, duke komentuar këtë ngjarje tha: (Me çfarë të drejte ju i skllavëroni njerëzit kur dihet se nënat e tyre i lindën të lirë).

Solidariteti shoqëror: Është një sistem që synon realizimin e mjaftueshmërisë materiale dhe morale të nevojtarëve në bashkësinë myslimane.

**Një nga faktorët më të rëndësishëm të përhapjes së shpejtë të Islamit, është organizimi i marrëdhënieve të bazuara në drejtësi, barazi dhe moral të lartë.**

## Rëndësia e drejtësisë në Islam

Një nga faktorët më të rëndësishëm të përhapjes së shpejtë të Islamit, është organizimi i marrëdhënieve të bazuara në drejtësi, barazi dhe moral të lartë. Ne zbulojmë se vendet kanë hyrë në Islam pa luftuar dhe pa presion, por vetëm nga etika e tregtarëve myslimanë në transaksionet e tyre të bazuara në drejtësi dhe barazi, ndershmëri, mëshirë e sinqeritet. Nëse shikojmë veprimet e disa individëve dhe grupeve të lidhur me Islamin sot, zbulojmë se ata individë dhe ato grupe japin një imazh të neveritshëm për Islamin.

Konstatohet gjithandej se shoqëritë që kanë një barazi dhe drejtësi më të qëndrueshme, janë më të mira. Në këto shoqëri, ekonomitë funksionojnë në mënyrë më të mirë, sistemi arsimor është më efikas, mesatarisht, njerëzit janë më të shëndetshëm, jetojnë më gjatë dhe janë më të kënaqur me mundësitë e tyre në jetë. Prandaj, krijimi i një shoqërie me premisa të larta të një barazie të kënaqshme sociale, krijon mundësi që të krijohet një shtet më stabil dhe më i zhvilluar.

Koncepti për të krijuar një shoqëri të barabartë, do të thotë që të ketë akses të barabartë në arsim, paga të barabarta dhe sigurim social, po aq sa përqendrim në mbështetjen e atyre që janë lënë jashtë, në vend të atyre që janë duke u zhvilluar vetë.

Në këto shoqëri, diskriminimi i cilitdo lloj qoftë është krejtësisht larg dhe nuk ka vend, korrupcioni është minimal dhe shumë dukuri të tjera negative nuk gjejnë hapsirë për zhvillim.

Në fund fare, le të themi se pabarazia, nga pikëpamja sociale, është një diferencë në qasje të burimeve sociale të ralla dhe me vlerë, duke e kuptuar në kuptimin më të gjerë, përfshirjen e të gjitha mundësive të veprimit të njeriut : politike, ekonomike, kulturore, sociale etj. Pabarazitë sociale, pra, janë rezultat i një shpërndarjeje të pabarabartë të burimeve brenda një shoqërie.

Pabarazitë janë qasje e gabuar në shpërndarjen e burimeve dhe të mirave të një shoqërie që rrjedh si pasojë e bindjeve dhe koncepteve të gabuara ndaj drejtësisë, shoqërisë, pasurisë etj. Në të vërtetë, qasja e pabarabartë në burime me vlerë shoqërore shpërndan individët në grupe të ndryshme sociale sipas interesave individuale, grupore e klanore.

*Literatura e shfrytëzuar:*

*1.* العدالة الاجتماعية في الإسلام .. سيد قطب,دار الشروق 1. لقاهرة 9031 ه 9891 م

*2. Happiness and Utility: Jeremy Bentham's Equation J. H . BURNS , Cambridge University Press Utilitas Vol. 17, No. 1, March 2005 Printed in the United Kingdom 3. A THEORY OF JUSTICE Revised Edition JOHN RAWLS the belknap press of harvard university press cambridge, massachusetts 4. Utilitarianism John Stuart Mill 1863 Batoche Books Kitchener 2001. 5. https://www.fes-skopje.org/al/temat/barazia-dhe-drejtesia-sociale/. 6. https://sq.wikipedia.org/wiki/Pabarazia_sociale*

Prof.dr. Fadil Maloku

# A përputhet Demokracia me Islamin? (3)

"Kush përpiqet t'i përngjajë ndonjë bashkësie, ai edhe i takon asaj..."!

## Dy frika obsesive në qytetarinë kosovare

### 1. Obsesioni për t'u (mos) identifikuar me të tjerët

Duke u nisur nga modeli i sjelljes sociale, në demokracinë akoma të brishtë kosovare është e pamundur që syri i një sociologu të vëmendshëm të mos hetojë dhe të mos evidentojë përpjekjen apo edhe mënyrën e sjelljes së kësaj qytetarie në ndërtim, në gjithë periudhën e pasluftës. Dhe, këtë jo vetëm për të provuar aftësitë dhe gatishmërinë e saj për të ndërtuar kapacitetet e reja shtetërore e demokratike që akoma janë me përplot mangësi dhe defekte, por natyrisht edhe për të kuptuar e dëshmuar si sensin e akomodimit, ashtu edhe atë të refuzimit të sjelljeve tjera të huaja sociale, politike, e kulturore që u nënshtrohet për çdo ditë. Këto sjellje sociale dhe kulturore, nga shumica e sociologëve cilësohen edhe si modele të "importuara" dhe që të vetmin synim e kanë përshtatjen, akomodimin, pra edhe shkrirjen me ato vendase...

Pra, duke u pajtuar me konstatimin se Kosova e pasluftës në një mënyrë u bë një lloj shtrati i prokrustit të absorbimit të vlerave dhe mënyrave të sjelljeve të importuara, tani pas gjithë kësaj kohe është interesant të shihen dhe të maten si shkaqet ashtu edhe pasojat e këtij ndikimi në jetën tonë të përditshme politike, sociale e kulturore. Kështu që për të analizuar denjësisht dhe me dioptri tipike sociologjike këtë proces, gjithandej në përditshmërinë tonë shoqërore, për këtë dekadë të tërë që u ushtrua në forma dhe përmbajtje në gjitha poret e jetës shoqërore, duhet me një kujdes e vëmendje të posaçme ta shpjegojmë: ose si një demonstrim të muskujve të tendencës se globalizimit, në mënyrë që "faktet" sociologjike e jo paragjykimet të flasin me gjuhën e argumenteve; ose si një domosdoshmëri e kohës që paraqitet si pasoj e mbylljes së tepërt nga ana e shoqërisë, shkaku i represionit që ushtronte regjimi serb gjatë sundimit të tij në Kosove. Ndryshe, kujtoj se ky proces s'mund të ketë një përgjigje sociologjike. Por, të shohim se çfarë s'duhej të mbindërtonim si vlerë dhe si model të sjelljes së re qytetare në Kosovë në këtë dekadë që iku.

### 2. Modelet e sjelljeve deviante s'duhet të zënë vend në Kosovë

Vrojtuesi i kujdesshëm gjithashtu në këtë rrugëtim të eksplorimit të mënyrës së "marrje" "dhënies" së këtyre vlerave të reja qe u imponuan si formë dhe ligjësi e re e sjelljes së qytetarëve të Kosovës, pa dyshim do të mund të hetoj në vija të trasha se ky fenomen i "këmbimit" ndikoi dosido edhe në procesin e formimit të identitetit qytetar kosovar. Proces ky që s'ishte as i lehtë e as i padhembshëm për procesin tjetër që prodhonin sferat morale, sociale, e do të thosha sidomos ato ligjore e kulturore autoktone. Ndodhi kështu, për mendimin tim edhe për shkak se shoqëria kosovare si ish-shoqëri



konservative në kuptimin e dyfishtë (ndaj regjimit serb dhe ndaj autoritetit brenda vetvetes) tani po provon të ndërtojë raporte të atilla shoqërore, ku individi dhe grupet e ndryshme etnike po provojnë te jetojnë në një harmoni dhe tolerancë të shoqëruar me ligje dhe institucione demokratike ashtu si edhe e gjithë Evropa. Një skeptik i deridjeshëm do të mund të pyeste: Athua detyrimisht jemi të shtrënguar të marrim çdo gjë që na vjen si nga Perëndimi ashtu edhe nga Lindja? Ndërsa, një pionier i demokracisë anipse akoma të brishtë kosovare, do të përgjigjej në stilin; Çfarë dileme duhet të kemi ne si shoqëri kur jemi përcaktuar për demokraci, tolerancë....etj? Por, tani dilema nuk është se nga duhet t'ia mbajmë, por çfarë vlerash sociale, politike e asosh kulturore ne si shoqëri që e synon integrimin në Evropë duhet të kultivojmë? A duhet këtë ta bëjmë në mënyrë selektive, në mënyrë qe ta ruajmë thelbin e identitetit tonë kombëtar, apo duhet t'i "përpijmë" pa u hamendur ashtu siç po ndodh në jetën tonë të përditshme, krejt çka na del përpara?

Tani, për mendimin tim sociologjik, shoqëria kosovare përgjatë gjithë periudhës së procesit të tranzicionit i është ekspozuar në mënyrë obsesive dy tipa modelesh të identifikimit të vetes me të tjerët, apo më mirë me thënë dy formave të frikës: asaj ksenocentriste dhe asaj ksenofobiste. Të shohim se çfarë është njëra e çfarë tjetra?

### 3. Modeli i frikës ksenocentriste

Thënë më thjesht ka kuptimin tej mase të mbivlerësimit të kulturave të huaja (aktualisht tek ne kjo ndodh me identifikimin e tepruar të asaj perëndimore) që pas luftës së ndodhur ishin modele shumë atraktive identifikuese, në kuptimin e një hasjeje të pakontestueshme edhe për shkak se ishte përveç të tjerash edhe njëlloj satisfaksioni moral për gjithë ndihmën që shtetet perëndimore i ofruan Kosovës gjatë kohës së kërcënimit fizik dhe gjenocidit që ushtronte atëbotë regjimi serb. Shikuar me këtë dioptri s'ka asgjë të keqe në ketë drejtim, ngase të gjithë jemi të pajtimit se ne si vend, si shtet dhe si popull i përkasim perëndimit si gjeografikisht ashtu edhe politikisht. Por, ajo që po ngjan në fakt me këtë proces të identifikimit tonë të tepruar, ka të bëjë me ato vlera dhe atë sistem devijant vlerash që në çdo vend dhe shtet perëndimor kontestohen si me fuqinë e ligjit ashtu edhe me normat dhe rregullat morale të këtyre vendeve.

ajo që po ngjan në fakt me këtë proces të identifikimit tonë të tepruar, ka të bëjë me ato vlera dhe atë sistem devijant vlerash që në çdo vend dhe shtet perëndimor kontestohen si me fuqinë e ligjit ashtu edhe me normat dhe rregullat morale të këtyre vendeve.

Tani, ajo çka po ndodh në Kosovën e pasluftës është njëlloj inferioriteti i çuditshëm edhe me faktin, se ai po shoqërohet me benificione e joshje për prestigj përmes një selektimi tejet negativ (ku vetëm: konformistët, servilët, e thënë më thjesht pakurrizorët gjejnë shprehje dhe kanë qasje?!) sidomos në sferën politike, ku asnjë vendim s'mund të merret pa "konsultimet" konstruktive me miqtë dhe shpëtimtarët tanë. Pra, është duke ndodhur një përçmim të vetvetes sonë, një mahnitje e skajshme me të huajën, pra, me botën jashtë nesh që dikush i adreson tek arkitekt e kulturës globale. Thuajse, ne jemi aq fëmijëror në këtë kontekst sa as shtetin, as institucionet, as ekonominë, as kulturën e as... s'mund t'i bëjmë vetë dhe me masën që ne e konstatojmë?!

Kjo ndjenjë e fatpajtimit ngandonjëherë mund të shkojë edhe deri te refuzimi tërësor i unit kulturor vendor që për pasojë mund të ketë apatinë dhe ndjenjën e mos të qenit si thotë populli "zot shtëpie, në shtëpinë tënde". Por, në anën tjetër duhet pranuar që fenomeni i identifikimit me produktet e reja kulturore e sociale globale që është duke e katapultuar pamëshirshëm tendenca e globalizimit, në fakt është një fenomen që balla-



ky proces i "dhënie – marrjes", në fakt është bërë edhe një agjent shtesë lëvizës që na bën të kuptojmë se ne si shoqëri e re demokratike, duhet pa dyshim me masë (por jo edhe me rezerva paranoike!) të ndjekim rrugën aristoteliane të "mesit të artë.

faqohen pothuajse të gjitha shoqëritë e tranzicionit, bile do thosha edhe ato me traditë të gjatë demokratike. Sipas kësaj logjike: të gjithë duhet të hyjnë në një vrap histerik dhe të ëndërrojnë të perëndimizohen, pra të shijojnë të arriturat e shoqërive tipike konsumuese dhe të mirëqenies sociale, ku çdo gjë është me bollëk. Por, ajo çka ne harrojmë me këtë rast ka të bëjë me faktin, se e gjithë kjo mirëqenie nuk është arritur në perëndim vetëm duke pirë p.sh. një coca-cola, apo duke përdorë një iphone apo ipad të sofistikuar, por duke krijuar një sistem të atillë vlerash e ligjesh qe respektohen nga të gjithë, pa marr parasysh as etninë, as gjininë, as racën, etj. Imitimi i verbët, pa ndonjë angazhim social dhe pa një selektim se çka është e dobishme e çka deviante, ashtu siç po bëjmë në Kosovë, padyshim do të sjell pasoja që tashmë edhe po shihen dhe po evidentohen nga ekspertët lokal social e kulturor. Në fakt, në horizont kemi një dukuri të re, ende të pa provuar ndër ne, e të shquar si dukuri të desocializimit që me parametrat sociologjikë shquhet si ikje apo si proces i ndërprerjes së socializimit të mëhershëm autokton që siç e thotë sociologu amerikan Erving Gofman, vjen si pasojë e "mortifikimit", pra, një gjendjeje kur individi largohet prej unit të tij të vjetër dhe merr unin e ri...

4. Modeli i frikës ksenofobiste

Është një tip tjetër i identifikimit apo përpjekjes për t'u mos identifikuar me vlerat dhe mënyrën e sjelljeve të tjerëve, që kujtoj se gjithnjë e më tepër është duke u ambientuar në jetën tonë të përditshme kosovare. Ksenofobizmi, për të mos hyrë tani në prejardhjen e vetë fjalës (që nënkupton: frikë nga e huaja, urrejtje dhe frikë ndonjëherë edhe patologjike nga të huajt. Pra, një mohim dhe përçmim tej mase e çdo gjëje që vjen nga popujt dhe vendet tjera) , ngase kujtoj që shumica e kuptojnë për çfarë e kam fjalën. Në realitetin tonë kosovar kjo dukuri mund të konceptohet si një lloj obsesioni tani për rrezikun nga vlerat dhe sistemi i sjelljeve sociale e para së gjithash kulturore të të tjerëve, pra si një antipod i frikës nga gjithçka që është e huaj për kulturën, mentalitetin, mënyrën e të menduarit dhe të vepruarit social të vendit. Ky obsesion i këtillë me gjithë këtë potencial paragjykues e injorues ndaj çdo gjëje të huaj, në të ardhmen mund të prodhojë jo vetëm situata të rrezikshme deviante (mbyllje në vetvete, stres dhe pasiguri totale në vetveten dhe të tjerët), por situata të atilla që realisht do të mund ta pengonin si funksionimin e sistemit të sjelljes morale autoktone ashtu edhe sistemin ligjor, atë politik e sidomos atë social e kulturor.

I gjithë ky obsesion për ksenocentrizmin dhe ksenofobinë, në realitetin tonë s'do të duhej të paktën të këndvështrohej iracionalisht dhe me tone paragjykuese etnike, ngase lehtë ato mund të eskalojnë në shovinizëm, racizëm dhe urrejtje fetare. Vendet dhe shtetet ksenofobe gjykojnë të drejtën e tyre pronësore mbi kulturën dhe vlerat e veta kombëtare, si të drejtë të patjetërsuar edhe për shkak se ata mendojnë që ekspozimi i tepërt i vlerave kombëtare në një mënyrë fashit idealet e tyre mbi pastërtinë kombëtare, racore e fetare!?. Në fakt, ksenofobia detyrimisht në kushtet dhe rrethanat e një procesi apo tendence globalizuese na del si një tipar dobësie dhe paaftësie për t'u integruar në familjet e mëdha, siç është psh. kjo Evropiane. Në anën tjetër, ekstremi tjetër i skajshëm i cilësuar si ksenocentrist, gjithashtu ka mangësitë dhe defektet e veta ngaqë i mbivlerëson vlerat dhe modelet e huaja të sjelljeve: sociale, politike, ekonomike e sidomos kulturore. Kështu që në kushtet dhe rrethanat e një procesi nëpër të cilin po kalon shoqëria kosovare si ksenocentrizmi ashtu edhe ksenofobia, kujtojë që janë dy frika të pa arsyeshme edhe për një shkak tjetër: që të dyja, ofrojnë vetëm ndasi dhe tëhuajësim të skajshëm të vlerave kombëtare shqiptare, në vend që të ofrojnë ballafaqim me kulturat e tjera, sepse vetëm kështu mund të futemi në garën ndërqytetërimore dhe ndërkulturore.

Po jetojmë në një ambient dinamik social e kulturor, ku vlerat globale gjithnjë e më shumë po lokalizohen dhe anasjelltas. Kështu që ky proces i "dhënie – marrjes", në fakt është bërë edhe një agjent shtesë lëvizës që na bën të kuptojmë se ne si shoqëri e re demokratike, duhet pa dyshim me masë (por jo edhe me rezerva paranoike!) të ndjekim rrugën aristoteliane të "mesit të artë. Ngaqë kultivimi ekstrem i cilitdo nga modelet e sipërme të frikës, do të mund të na sjellë në situata konfuzioni dhe animi të panevojshëm se jemi për apo kundër sistemimit të këtyre vlerave në mënyrën e të menduarit dhe të vepruarit të jetës sonë të përditshme sociale e kulturore. Në fakt mendoj që barrikadimi prapa vërshimit të këtyre vlerave, nuk do të duhej të paktën të na bëjë më pak apo më shumë patriotë e qytetarë të Kosovës, ngase rreshtimi ekskluziv vetëm kah vlerat devijante qofshin ato perëndimore apo lindore, në mënyrë serioze na e vonojnë jo vetëm integrimin e synuar, por edhe ndërtimin e kapaciteteve dhe institucioneve demokratike, për çka kujtojë qytetaria kosovare është shumë e interesuar. "Mesi i artë" aristotelian, duket që është rruga jonë...

Dr. Rexhep Suma

# Urtësia në gradualitetin e thirrjes islame

Mësimet islame aspak nuk e kanë objektivin që të krijojnë barrë dhe pengesa të pakalueshme për njeriun, por ato në urtësinë e tyre përmbajnë urdhra dhe mësime lehtësuese dhe që u ofrojnë rrugëzgjidhje problemeve shoqërore qoftë të natyrës sociale, ekonomike, sociale etj.

## Lehtësimi dhe mosvështirësimi

Një mysliman, nëse dëshiron, mund të mbajë qëndrim të kujdesshëm për një apo disa çështje. Por, nëse i përçmon lehtësimet fetare në favor të kujdesshmërisë, atëherë Islami do të shndërrohet në një "grup masash paraprake" që tregojnë vetëm ngurtësi dhe vështirësi; Allahu do për robëri e Tij lehtësinë dhe gjerësinë. Kurani, Suneti dhe praktika e sahabëve, të gjitha këto bëjnë thirrje për lehtësimi dhe paralajmërojnë kundër teprimit dhe vështirësimit të gjërave për besimtarët.

Gjatë predikimit të fesë, nga mënyra dhe forma se si i qasemi thirrjes islame, do të varej edhe futurizmi i misionit tonë, ngase nisur nga fakti se ekspertët e kësaj fushe konstatojnë se materiali dhe metodologjia në këtë segment përmbajnë gjysmën e suksesit, ndërsa gjysma tjetër e ka mënyra e predikimit dhe prezantimit të mësimeve fetare.

Ligji i përshkallëzimit krijon mundësi dhe hap shtigje të reja që ne të thellojmë sferën e thirrjes sonë në thellimin e kuptimit të evoluimit (përsosurisë e jo të shpërthimit, furi, kërcim), zhvillimit e jo sorollatjes, urtësisë e jo tërbimit (xhindosjes), përshkallëzimit e jo kërcimit, ngadalësimit e jo shpejtimit, punës së qetë e konstante, jo punës së shpejtë që ndalet pas pak. Në këtë drejtim kujtojmë fjalët e të Dërguarit a.s. që thoshte: 'Punët më të dashura për Allahun janë ato që janë të vazhdueshme, edhe nëse janë pak. Sikurse gjithashtu thoshte: "Nuk tregohet i ashpër dikush në fe e që të mos e mundë feja".[1]

Transmetohet nga Ebu Musa (El Eshariu) se kur i Dërguari i Allahut, ngarkonte me detyrë ndonjërin nga sahabët për ta zbatuar ndonjë urdhër të tij, e porosiste: "Jepni myzhde e mos ngjallni urrejtje. Lehtësoni e mos vështirësoni!"[2]

Ky ishte edhe parimi themelor mbi të cilin edhe funksiononte shoqëria e asaj kohe në kuadër të thirrjes së njerëzve në Islam dhe ky parim duhet të ndiqet edhe sot. Nga ana tjetër Muhamedi a.s. qe urdhëruar të thirrte në rrugë të Allahut me urtësi dhe këshillë të mirë e të fliste me ta në mënyrë sa më të mirë.

Edhe ai, nga ana e tij, në përputhje me këtë urdhër, i pati thirrur njerëzit jo verbërisht, por me largpamësi, durim qetësi e metoda aplikative. Pejgamberi a.s,. po ashtu gjatë thirrjes ka marrë parasysh formimin mendor dhe kulturor të njerëzve, aftësitë e tyre, ndjenjat, dëshirat, cilësitë individuale, si dhe është kujdesur nga afër me ta[3].

Në frymën e zhvillimeve të shpejta bashkëkohore para vetes na lindë pyetja, shoqëritë bashkëkohore myslimane a kanë nevojë për një dozë të rëndë të da'ves duke praktikuar lehtësimin dhe jo vështirësimin?

Përgjigjën e jep Ridzuan Abdullah Vu, i cili thotë se po, në kuptimin se nuk ekziston sot një shoqëri e caktuar në botë që të mund të thotë: "Ah, po, kjo është një referencë e mirë për atë që Islami qëndron". Myslimanët kanë tendencë të lundrojnë prapa në nostalgji në kohë, në ditët e Pejgamberit, kur shoqëria islame u themelua në qytetin e Medinës. Myslimanët i referohen kësaj si një model i shoqërisë myslimane në njëfarë mënyre;



kjo është fatkeqësi, ngase nuk ekziston një model bashkëkohor, i cili do të mund të merrej si shembull. Por, në anën tjetër, modeli historik dëshmon se modeli i shoqërisë islame është i mundur, dhe kjo ka ndodhur në historikun e Islamit. Nuk është sikurse në konceptin marksist të një shoqërie komuniste: pas tezës dhe anti-tezës, sintezës, përfundimisht evulon në një shoqëri komuniste, porse ky proces asnjëherë nuk është përmbushur në histori. Por, në rastin e Islamit, ishte një model i shoqërisë islame që njerëzit mund t'i referohen dhe të pohojnë: Kjo është shoqëria drejt së cilës do të dëshironim të ecnim." Jo në terma të teknologjisë, por në terma të vlerave të njerëzve, në mendësinë psikologjike të njerëzve, në etosin e njerëzve".[4]

Mësimet islame aspak nuk e kanë objektivin që të krijojnë barrë dhe pengesa të pakalueshme për njeriun, por ato në urtësinë e tyre përmbajnë urdhra dhe mësime lehtësuese dhe që u ofrojnë rrugëzgjidhje problemeve shoqërore qoftë të natyrës sociale, ekonomike etj.

Veçanërisht duhet pasur kujdes i shtuar dhe të ndiqet një metodologji e studiuar mirë me myslimanët e rinj apo edhe ata që fillojnë së praktikuari Islamin në jetën e tyre, duke ndjekur tashmë maksimën e lehtësimin dhe mosvështirësimit. Në lidhje me hadithin "Lehtësoni e mos vështirësoni" Imam Neveviu kishte thënë: "Prej hadithit nënkuptohet se duhet t'ia përfitojmë zemrën atij që është afër ta pranojë Islamin dhe nuk duhet t'ia vështirësojmë (përqafimin e Islamit). Kësisoj duhet vepruar me fëmijët të cilët janë në prag të moshës së pjekurisë apo kanë hyrë në të, si dhe me ata që janë penduar nga mëkatet. Me secilin prej tyre duhet të sillemi me butësi dhe duhet gradualisht t'i thërrasim në veprimin e llojeve të ndryshme të adhurimeve.

Kjo urtësi e porositur nga i Dërguari a.s. rezulton në faktin se thirrësi (imami) të mos jepet dhe ta sqarojë tërë fenë përnjëherë para atij që e thërret në Islam, por ai ndjek gradualitetin që

**Muhamedi a.s., kur duhej të zgjedhte midis dy opsioneve, gjithmonë zgjedhte më të lehtin me kusht të mos ishte mëkat.**

mos të ngarkohet rëndë apo edhe, ruana Zot, t'i irritojë masat dhe të ikin nga thirrja jonë për shkak të ndonjë gabimi që në sytë tanë mund të duket i përmasave të vogla, por tek i ftuari do të linte përshtypje krejt të kundërt. Pra, imami duhet të japë mesazhin të sigurt dhe të jetë kompaktibël me rrethanat dhe traditën shoqërore të atij mjedisi ku e zhvillon aktivitetin.

Duke mediatur në metodologjitë që ndoqi Muhamedi a.s. në raport qoftë me shokët e vet, me të tjerët, por qoftë edhe me armiqtë, kishte vizionin dhe parimin e lehtësimit gjatë thirrjes dhe predikimit të mësimeve hyjnore. Ky element ngelet nga karakteristikat më të rëndësishme të Islame dhe secili që mundohet të ngushtojë apo ta shtrëngojë fenë, ajo do ta mposhtë atë, sikurse që është transmetuar në hadithin e të Dërguarit a.s.

"Vërtet feja është lehtësim dhe kushdo që mundohet ta shtrëngojë fenë (përmes shfaqjes së ekstremizmit në adhurim), ajo do ta mposhtë atë. Andaj, përmbajuni mesatares dhe përpiquni sipas mundësisë dhe përgëzoni njëri-tjetrin për shpërblimin për veprat e mira. Ndihmohuni në udhëtimin tuaj me ecje gjatë mëngjesit të hershëm, pasdites dhe një pjese të natës."[5]

Elementi i lehtësimit dhe mosvështirësimit në mësimet e pastërta islame është i prekshëm. Në lidhje me këtë Allahu xh.sh. në Kuranin famëlartë na drejtohet neve duke na thënë: "Dhe nuk ju ka bërë juve në fé kurrfarë vështirësie" (El Haxh,78), kurse në një ajet tjetër kuranor urdhëron e thotë: "Allahu dëshiron që t'jua lehtësojë dhe jo që t'jua vështirësojë." (El Bekare, 185).

Me këtë fakt duke kaluar edhe në obligimet e tjera, i Lartësuari na e ka qartësuar duke vendosur ndalesa në tejkalimin e caqeve në adhurime, teprimin qoftë në aktivitete apo edhe në biseda sepse këto do të prodhonin ekstremizëm në fe.

Ja se çfarë na urdhëron Allahu në Kuran: "Thuaj (o Muhamed!): "Unë prej jush nuk kërkoj kurrfarë shpërblimi për të (Kuranin), e as nuk jam nga ata që paraqiten të atillë (çfarë nuk janë)" (Sad, 86).

Edhe mësimet e të Dërguarit a.s. na e ndalojnë një gjë të tillë. "Janë shkatërruar ekstremistët". Dijetarët kanë thënë: "Ata që thellohen dhe e shtrëngojnë në ato raste që nuk bën dobi shtrëngimi."

Këtu mbetet me rëndësi të theksohet edhe thënia e thirrësit të madh të Islamit Muhamed Gazaliu i ri, i cili kishte thënë:

"Unë nuk kam shkruar për personalitetin e Mesazhit të madh, Muhamedit të birit të Abdullahut, paqja dhe shpëtimi i Zotit qofshin mbi të, vetëm pas leximit ose studimit të cilido njeriu të madh. Unë jam mysliman me plot vetëdije, e di përse kam besuar në Allahun, Zotin e botëve, përse u besova fjalëve të Muhamedit a.s dhe përse pasova librin, i cili iu shpall, madje përse thërras të tjerët në besimin me të cilin qenia ime është e kënaqur".

Në hadithin vijues do të shohim se si i Dërguari a.s. zhvilloi komunikimin verbal me një të ri i cili i kërkoi atij që t'ia lejojë aty që të bëjë mëkat.

Një djalë i ri ka ardhur tek i Dërguari a.s.dhe ka thënë: "O i Dërguar i Allahut, ma lejo mua zinanë!" Njerëzit iu kthyen atij me qortim dhe i thanë: "hesht, hesht!" Muhamedi a.s., tha: "Afrohu." Ai u afrua afër të Dërguarit dhe u ul, pastaj Muhamedi a.s.i tha atij: "A e dëshiron këtë për nënën tënde?" Ai tha: "Pasha Allahun jo, Allahu më bëftë kurban për ty". Ai tha: "As njerëzit e tjerë nuk e dëshirojnë këtë për nënat e tyre!" Pastaj tha: "A e dëshiron këtë për bijën tënde?"

Ai tha: "Pasha Allahun jo, Allahu më bëftë kurban për ty". Ai i tha: "As njerëzit e tjerë nuk e duan këtë për bijat e tyre!" Pastaj tha: "A e dëshiron këtë për motrën tënde?" Ai tha: "Pasha Allahun jo, Allahu më bëftë kurban për ty." Ai tha: "As njerëzit e tjerë nuk e dëshirojnë këtë për motrat e tyre!" Pastaj tha: "A e dëshiron këtë për hallën tënde?" Ai tha: "Pasha Allahun jo, Allahu më bëftë kurban për ty." Ai tha: "As njerëzit e tjerë nuk e dëshirojnë këtë për hallat e tyre!" Pastaj tha: "A e dëshiron këtë për tezen tënde?" "Ai tha: "Pasha Allahun jo, Allahu më bëftë kurban për ty." Ai tha: "As njerëzit e tjerë nuk e dëshirojnë këtë për tezet e tyre!" Pastaj, i Dërguari a.s.e vendosi dorën e tij mbi të (kokën e tij) dhe tha: "O Allah falja atij mëkatin, pastroja zemrën dhe mbroja gjenitalet." Pas kësaj ai i riu nuk ka shikuar asgjë.[6]

Komunikimi dhe ofrimi i argumentit bindës nga i Dërguari a.s. ishte dëshmi që djaloshi të kthehej në rrugë të mbarë dhe jo vetëm të mos mëkatonte, por edhe ta shfaqte urrejtje të hapur ndaj këtij mëkati. Butësia, urtësia e të Dërguarit a.s. me të bëri që ky i ri të braktisë synimin për mëkat. Por, nga ana tjetër, edhe vetë reagimi i shokëve të tij në adresë të të riut ishte i thekshëm duke i thënë atij" Hesht, hesht" që nënkuptohej se kjo gjë do të sanksionohej. Por, i Dërguari a.s. tregoi shembullin dhe mirësjelljen më të lartë të mundshme dhe konkrete karshi kategorive të tilla ku la të kuptohej se ata që synojnë të keqen apo edhe vetëmse kanë bërë një të tillë, ndaj tyre të tregohet dhembshuri e butësi e sidomos në rastet tepër të ndjeshme siç janë personat të cilët posa kanë hyrë në Islam.

Njëherazi, kjo praktikë profetike tregon se kjo është rruga e duhur që duhet të ndiqet me njerëz dhe si t'ua paraqesim islamin në formën më të mirë dhe të kulturuar, larg çdo komunikimi të dhunshëm apo edhe imponimi. Gjatë shtrirjes dhe komunikimit të mesazhit të da'ves , duhen prezantuar argumentet e qarta që t'i bindim të ftuarit me butësi e urtësi dhe kjo është rruga më e duhur që njerëzit të shmangin mendjet dhe zemrat e tyre nga kryerja e mëkateve.

Po ashtu në mesin e përfitimeve që mund të nxjerrim nga ky hadith, është edhe fakti se kemi trashëguar një formë të komunikimit shumë produktiv sesi i Dërguari a.s. iu drejtua djaloshit larg çdo paragjykimi apo edhe ngarkese psikologjike, duke qetësuar atë pikësëpari e pastaj edhe duke bindur drejt së drejtës dhe ai hoqi dorë nga epshi dhe nga zinaja dhe në fund u bë një person që refuzoi çnderimin dhe urrejti këtë të keqe.

Po ashtu ky qëndrim emocional në thirrjen islame dhe edukatë nga ana e të Dërguarit a.s., është çelës shumë i rëndësishëm në artin e bindjes në fushën e da'ves. Në një hadith tjetër ka thënë: "Mirësia i zbukuron gjërat, mungesa e mirësisë i shëmton ato."

Kurse Xherir bin Abdullahu transmeton se e ka dëgjuar të Dërguarin a.s. të thotë:"Ai i cili është i privuar nga mirësia, është i privuar nga krejt e mira." (Muslimi)

Cili ndëshkim tjetër mund të jetë më i ashpër sesa të jesh i privuar nga krejt e mira?.

Nisur nga rrafshi i rinisë, feja ka kërkuar të largohen nga teprimi dhe ekstremizmi dhe të ndjekin pjekurinë dhe lehtësimin, veçanërisht në marrëdhëniet me njerëzit e thjeshtë, nga të cilët nuk pritet të reagojnë si njerëzit e devotshëm. Një mysliman, nëse dëshiron, mund të mbajë qëndrim të kujdesshëm për një apo disa çështje. Por, nëse i përçmon lehtësimet fetare në favor të kujdesshmërisë, atëherë Islami do të shndërrohet në një "grup masash paraprake" që tregojnë vetëm ngurtësi dhe vështirësi; Allahu do për robëri e Tij lehtësinë dhe gjerësinë. Kurani, Suneti dhe praktika e sahabëve, të gjitha këto bëjnë thirrje për lehtësimi dhe paralajmërojnë kundër teprimit dhe vështirësimit të gjërave për besimtarët.[7]

Hadithe të shumta profetike na këshillojnë për modelim dhe ekuilibër, duke i paralajmëruar kundër teprimit në fe. "Ruhuni nga teprimi në fe. (Popuj) para jush janë zhdukur si pasojë e teprimit"[8]

Po ashtu në një hadith tjetër Muhamedi a.s. ka tërhequr vërejtjen nga ashpërsia dhe nga vështirësimi i gjërave ndaj umetit të tij. Aishja r.a.,transmeton se ka dëgjuar Muhamedin a.s. të ketë thënë: "O Allahu im, kujtdo nga umeti im që i është dhënë pushtet dhe (përmes pushtetit) ia ka vështirësuar atyre (umetit), vështirësoja edhe Ti atij! Dhe me secilin nga umeti im që i është dhënë pushtet dhe është treguar i butë me ta, tregohu edhe Ti i butë."[9]

Po ashtu ka paralajmëruar se ekstremistët janë të shkatërruar, ku thotë: Abdullah bin Mes'udi transmeton nga Muhamedi a.s të ketë thënë: "Të shkatërruar janë mutenettiunët!" Dhe ai (i Dërguari) e përsëriti këtë tri herë.[10]

Tradita profetike po ashtu na mëson se Muhamedi a.s., kur duhej të zgjedhte midis dy opsioneve, gjithmonë zgjedhte më të lehtin me kusht të mos ishte mëkat. Predikuesit e fesë duhet të kuptojnë realitetin bashkëkohor që po jeton bota islame e veçanërisht pakicat islame në Evropë e vende të ngjashme. Andaj fukahatë e kanë miratuar lehtësimin në kohën e vështirësisë dhe fatkeqësive.

Gjithashtu, nga të gjithë ne predikuesit e mesazhit të Islamit kërkohet t'i lehtësojmë gjërat dhe kjo është urgjente si asnjëherë më parë. Jeta sot është e mbushur me teori e filozofi materialiste, zbavitje, plot me të këqija saqë një individ, i cili përpiqet të ndjekë me përpikëri mësimet hyjnore, ballafaqohet me një sërë kufizimesh e stigmatizimesh nga shoqëria e në disa raste edhe nga administratat shtetërore.

*1. HishamTalib, Besëlidhja e thirrjes islame, Logos-A, Shkup,2017, f.38-39. 2. Muslimi,nr.4525, Xhihadu sijer,nr.6. 3. Islami nëpërmjet haditheve, Kryesia e Çështjeve Fetare të Turqisë, Logos-A, 2017, botim i dytë, v.6,f.565. 4. Ziauddin Sardar, Fytyra të Islamit (biseda për problemeve bashkëkohore), Logos-A, Shkup,2017, f.156. 5. Fethul Bari: 1/68, hadithi me nr: 38. 6. Transmeton Imam Ahmedi 21708 dhe është autentik sipas Imam Albanit në "Silsiletus-Sahihah 370. Gjithashtu, këtë hadith e transmeton Taberaniu, Bejhakiu dhe Hejthemiu. 7. Jusuf Kardavi, Rizgjimi islam ndërmjet kundërshtimit dhe ekstremizmit. Logos-A, Shkup, 2002,f.212. 8. Transmetojnë Ahmedi,1/215, Nesaiu 268,Ibn Maxhe 3029 në Sunenet e tyre. 9. Muslimi,Kapitulli El Imare, hadithi nr.1828. 10. Muslimi 2670.*

**Ma. sc. Arbër Berisha**

# Rreth përhapjes së Islamit në trojet shqiptare gjatë shekujve XIX dhe XX

Sami Frashëri, që në fillim shpjegon përmbajtjen e shkruar: “Dije, Allahu të shëroftë se në këtë traktat hulumtohet mënyra e përhapjes së Islamit nëpër krahina, gjendja e popujve islamë, vendeve në të cilat popujt e tyre herët a vonë e pranuan Islamin, e dobia e tij është e qartë kurse domosdoshmëria për nivelin e besimtarit është e dukshme.”

Ndikimi i Perandorisë Osmane solli përhapjen masive të Islamit mes shqiptarëve deri në vijat institucionale ku dihet se te popullata ishte përhapur masivisht. Dr. Truhelka thotë: “Është mendim i gabuar se Islami është përhapur me dhunë. Ekzistojnë argumente të shumta, të cilat e demantojnë këtë. Unë po përmend vetëm një e ai është se: shek. XIX nuk do ta gjente asnjë kishë apo manastir në Ballkan sikur Islami të përhapej me dhunë shtetërore.”[3]

Giuseppe Valentini në vitet e Luftës së Dytë Botërore, trajtimin e historisë fetare të shqiptarëve e gjeti krejt të pamjaftueshme. Sipas këtij albanologu të njohur, kishte shumë për të bërë në këtë fushë, duke filluar qysh nga grumbullimi i burimeve dokumentare, që i përkasin mesjetës dhe periudhës osmane, kryesisht në arkivat osmane dhe italiane, por edhe dokumente që gjendeshin në xhamitë dhe kishat e Shqipërisë. Principet metodologjike në studimin e përhapjes së Islamit gjatë sundimit osman janë aq të rëndësishme, sa po t’u hedhësh një sy studimeve mbi këtë fenomen, të kryera nga historianë të vendeve të ndryshme të Ballkanit, por që ndanin të njëjtin sistem politik gjatë gjysmës së dytë të shek. XX, do të vërejmë se metodologjia marksiste që sundonte në studimet e tyre, e eliminoi tërësisht problemin e dallimeve na-

**Të gjitha xhamitë, medresetë dhe teqetë u kthyen në vatra të veprimtarëve e të luftëtarëve të Lidhjes Shqiptare të Prizrenit**

cionale. E thënë më shkoqur, mes Selami Pulahës (Shqipëri), Nedim Filipoviq-it (Bosnjë) dhe Antonina Zhelyazkov-ës (Bullgari) nuk ka dallime thelbësore metodologjike, sepse, ndonëse i përkisnin nacionaliteteve të ndryshme, ata operuan me principet e metodologjisë marksiste.[4]

Thomas W. Arnoldi thotë se feja e përbashkët nuk ka mundur të ndikojë në çështjen e gjakmarrjes ndërmjet fiseve arbanase. Madje deri në shek. XIX- shumë fshatra e fise për shkaqe të vogla kanë ndërruar fenë. Disa fise të krishtera e kanë përqafuar Islamin, sepse prifti, që atje punonte në shërbim shpirtëror, ka insistuar që në kohë të papërshtatshme, shumë herët të vijnë në lutje të përbashkët. Në kohët më të vonshme llogaritet se në Shqipëri ka një milion myslimanë, e të krishterë gjysmë, vetëm se ky numër nuk është aq i sigurt. E tërë Mirdita me fise është katolike. Këta kanë kërkuar nga sulltani kushtin që asnjë mysliman të mos guxojë të banojë në territorin e tyre, por ithtarë të këtyre dy religjioneve ka pothuajse në të gjitha fiset e tjera. Mund të thuhet se gati tërë Shqipëria e mesme është myslimane. Myslimanët në Shqipërinë e veriut paraqesin 60% të popullsisë të atjeshme. Sa i përket popullsisë së krishterë, me përqindje janë më shumë në Shqipërinë jugore, e sidomos në viset kufitare me Greqinë.[5]

Ndërsa nuk mund të lëmë pa përmendur rolin e shqiptarëve myslimanë të cilët dhanë kontribut në ngritjen e vetëdijes kombëtare dhe punën që bënë për formimin e shtetit. Të gjitha xhamitë, medresetë dhe teqetë u kthyen në vatra të veprimtarëve e të luftëtarëve të Lidhjes Shqiptare të Prizrenit.[6]

Më 1868 zuri të zgjerohej sistemi i vilajeteve, është afër mendsh, me rishikime dhe rregullime të shpeshta në vise të tjera të Perandorisë Osmane. Në fillim Kosova ishte e ndarë në dy vilajete, ndërkaq, me 1868, u formua vilajeti i ri i Prizrenit, i përbërë nga katër sanxhaqe: të vetë Prizrenit (një rajon i gjerë administrativ që përfshinte tërë Kosovën, pastaj Tetovën, viset e Gucisë që tani gjenden në anën malazeze matanë kufirit shqiptaro-malazez), Dibrës, Shkupit dhe të Nishit. Që atëherë kishte një numër të madh shqiptarësh edhe në pop-

**Sindroma anti-turke ushqehet vazhdimisht nga propaganda e ashpër, e injektuar që nga programet shkollore e deri te komentet politike.**

ullsinë e dy sanxhaqeve të fundit, kështu që shqiptarët myslimanë ishin faktori më i fuqishëm i këtij vilajeti; mirëpo, në të ishte edhe një popullatë sllave-ortodokse.

Administratorët osmanë zakonisht parapëlqenin të formonin njësi të përziera të këtij lloji duke synuar zvogëlimin e rreziqeve të formimit të shteteve kombëtare. Në periudhën 1866-69, osmanët shqyrtuan në mënyrë serioze mundësinë e formimit të një vilajeti unik "shqiptar", ku do të përfshihej tërë Shqipëria me Kosovën, pjesa më e madhe e Maqedonisë dhe një pjesë e Bullgarisë; qëllimi i kësaj ideje do të ishte pengimi i nacionalizmave sllave, kurse fakti se ky rajon do të mund të bashkonte pjesën më të madhe të popullatës shqiptare, nuk e shqetësonte pushtetin osman në atë periudhë.[7]

Në periudhën e vet të fundit, Perandoria Osmane nuk kishte mbetur as hija e një shteti që rrezatonte kulturë, qytetërim e vlera të mëdha për njerëzimin. Ajo ishte përfshirë nga korrupsioni, nga injoranca dhe nga miopia politike. Turqia e fundshekullit XIX dhe e dhjetëvjeçarit të parë të shekullit XX, faktikisht, ishte bërë protektorat i disa shteteve perëndimore, veçmas Rusisë, e cila kishte marrë të drejtat e përkujdesjes për ortodoksët dhe të Austro-Hungarisë, e cila kishte fituar të drejtat e protektoratit mbi katolikët e Ballkanit. Egërsia e ekspeditave pacifikuese xhonturke kundër shqiptarëve kryengritës në vitet 1910-1912, u shndërrua në armiqësi për gjeneratat që themeluan shtetin shqiptar dhe lanë plagë të thella në kujtesën e njerëzve. Prej andej u bart edhe në arsim e në kulturë, duke gjeneruar për dhjetëvjeçarë të tërë armiqësi kundër Turqisë dhe veçmas kundër Islamit, e duke i mohuar të gjitha anët e mira që kishte sjellë për shqiptarët ajo bashkëjetesë e gjatë në Perandorinë Osmane.

Sindroma anti-turke ushqehet vazhdimisht nga propaganda e ashpër, e injektuar që nga programet shkollore e deri te komentet politike. Rrjedhimisht, në një pjesë të madhe të popullsisë, shfaqen hutesa e bllokime të energjive, nga frika se përgjigjja në këto mostra, do të shkaktonte rritje të konfliktualitetit brenda kombëtar. Shqiptarët tashmë i kanë harruar, ose së paku shtiren se i kanë harruar vuajtjet që u janë shkaktuar pushtimi italian, pushtimi nazist gjerman, gjenocidi grek në Çamëri, e ka shenja se po relativizohen edhe hidhërimet për gjenocidin e fundit serb në Kosovë. Mbajtja e paragjykimit për Turqinë si pushtuese, kur janë amnestuar pushtuesit më të egër, nuk ka si të shpjegohet ndryshe veçse në kontekstin e një strategjie anti-islame, si ndër vetë shqiptarët që duan të mbajnë idenë se identitetit i tyre kombëtar është vetëm i krishterë, si nga të huajt që e stimulojnë këtë ideologji. Por, kjo prirje po shkakton bllokimin e energjive, çoroditjen e dialogut të brendshëm dhe gjymtimin e identitetit shqiptar.[8]

Nuk mund të lëmë pa përmendur këtu figurat e dijetarëve shqiptarë në përhapjen e Islamit dhe shkencës. Në veprën e dalluar të tij: "Himetu-l-Himam fi neshri-l-Islam" [Përpjekja e trimave



në përhapjen e Islamit], Sami Frashëri, që në fillim shpjegon përmbajtjen e shkruar: "Dije, Allahu të shëroftë se në këtë traktat hulumtohet mënyra e përhapjes së Islamit nëpër krahina, gjendja e popujve islamë, vendeve në të cilat popujt e tyre herët a vonë e pranuan Islamin, e dobia e tij është e qartë kurse domosdoshmëria për nivelin e besimtarit është e dukshme." Pra shprehja e Samiut na jep të kuptojmë zgjerimin e së mirës dhe mirëqenies që Islami sillte tek njerëzit.[9]

Po ashtu, Hoxhë Hasan Tahsini, një ndër dijetarët e mëdhenj islamë, i cili kontribuoi në të gjitha shkencat, ekzakte, shoqërore, humane, islame etj.

Duke mos lënë pa përmendur Hoxhë Kadri Prishtinën, i cili ishte shkolluar në shkollat arsimore osmane ku në medresenë Fatih kishte prefeksionuar njohuritë Islame dhe ishte diplomuar si jurist në Universitetin Osman "Darul-funun". Ai me 7 nëntor 1918 kishte themeluar komitetin e njohur: "Mbrojtja Kombëtare e Kosovës" në Shkodër. Ky komitet synonte çlirimin e Kosovës dhe bashkimin e saj me Shqipërinë. Në kohën kur Hoxhë Kadriu punonte në Shkodër si avokat i thjeshtë, kishte menduar të nxirrte një revistë mujore, në të cilën shprehte pikëpamjet e tij Islame. Pasi mori leje nga përlimtarja (bashkia-komuna) e Shkodrës dhe në marrëveshje me shtypshkronjën "Ora", vendosi të botonte në Shkodër revistën e tij mujore me titull: "Udha e s'vërtetës".

Si nga titulli i revistës, ashtu edhe nga përmbajtja e shkrimeve në të, del e qartë se ishte e pranishme fryma Islame në jetën dhe veprat e Hoxhë Kadriut, të cilat do të trajtohen edhe në revistën e tij me vërtetësinë dhe sinqeritetin, me të cilat ishte gatuar jeta e tij. Nën titullin e revistës vinte motoja: "Kërkimi i së vërtetës është e drejtë e mendjes". Në numrin e parë të revistës Hoxhë Kadriu shqyrton temën me titull "Nevoja e fesë" duke u treguar njerëzve se feja duhet të mbrohet nga idetë e keqinterpretuara dhe të adaptuara gabim nga perëndimorët.[10] Po ashtu, Partia Islame "Xhemijeti (Bashkimi)" u themelua si parti politike shqiptare në Kuvendin e mbajtur në Shkup me 18 dhjetor 1918 me kryetar Nexhip Bej Draga nga Mitrovica. Ai kishte gazetën e tij, "Hakk" (Drejtësia), e cila proklamonte drejtësinë e myslimanëve shqiptarë dhe vendosjen e të drejtave të tyre që nëpërkëmbeshin nga kolonistët sllavë. Duke arritur fitore të mëdha në zgjedhjet e 18 marsit 1923 autoritetet serbe burgosën Ferhat Dragën dhe e ndaluan gazetën "Hakk".[11]



Pra, në shekullin XIX dhe në atë XX kishte disa ngjarje dhe evinemente që ndikuan në përhapjen e Islamit, por njëherit dhe në ngritjen e atdhedashurisë kombëtare shqiptare si dhe mbrojtjen nga okupatori serb. Dr Ferid Duka, historian që merret me studimin e periudhës Osmane në institutin e Historisë së Tiranës, lidhur me këtë çështje thotë: "Faktorët që determinuan përhapjen e Islamit në tokat shqiptare janë të ndryshëm, por një gjë duhet thënë: Nuk ka pasur një politikë islamizuese të zhvilluar, e tendencë të posaçme nga sunduesit osmanë. Të dhënat flasin se feja Islame është pranuar me dëshirë, nuk ka pasur *dhunë në përhapjen e saj me qëllim që të imponohej si fe në masat e popullit shqiptar*".[12]

Islamizimi i shqiptarëve ka qenë një pritë kundër presionit sllav, ashtu sikurse më parë, pranimi i katolicizmit kishte qenë një mbështetje kundër greqizmit të favorizuar nga ortodoksia bizantine.[13] Kasem Biçoku shprehet se: "*Islamizmi dhe Katolicizmi u bënë dy barriera shumë të fuqishme për të ruajtur individualitetin dhe vetëdijen kombëtare të shqiptarëve, që kombi ynë të mos pësonte fatin e vllahëve, të cilët janë asimiluar prej fundamentalizmit ortodoks ballkanik.*"[14] Ndërsa prof. Muhamet Pirraku thotë: "Valët e kalimit masiv të shqiptarëve në Islam vinin si pasojë e lëshimeve të mëdha të Sulltanit e të pushtetit qendrorë ndaj kishave."[15]

Duke sqaruar gjithë këtë tolerancë që kishte Perandoria Osmane ndaj mileteve dhe etniteteve që ajo përbente si strukturë e shtrirë në tre kontinente, simbolizon kulturën dhe karakterin e lartë të qytetërimit të formësuar nga Islami dhe traditat vendore duke nxjerrë në jetë një realitet historik. E vërteta e tolerancës u maskua pas perdes së gabimeve të turqve të rinj (xhonturqve) në shekullin e fundit osman deri tek republika e Ataturkut ku ndodhi një shpërfytyrim metamorfoz i identiteteve dhe prishje e harmonisë dhe tolerancës pesëshekullore që kishte mbizotëruar nga fryma Islame, duke reflektuar dhe tek shqiptarët të cilët i mbetën deri në fund besnikë Perandorisë Osmane.

*1. Mehmed Handžić, Islamizacija u Bosne i Hercegovine, Sarajevë, 1940, f. 28. 2. Dritan Egro, Mbi konvertimin fetar tek shqiptarët, Gazeta e përditshme e pavarur kosovare, viti V, nr. 2071, e hënë, 6 dhjetor 2010, f. 25. 3. Arnold, Thomas, Historia e përhapjes së Islamit , Sh.b. "Dituria Islame", Prishtinë, 2004, f. 181-182. 4. Prof. Dr. Muhamet Pirraku, "Roli mobilizues i fesë në Lidhjen Shqiptare të Prizrenit ", Revista Dituria Islame, Prishtinë, 2008, viti XXI, Nr. 215, f. 30. 5. Malcolm, Noel, Kosova, një histori e shkurtër, Sh.b. "Koha Ditore", Prishtinë, 2001, f. 199. 6. Grup Autorësh, "Shtresimet e identitetit kulturor shqiptar", Shtresimet e identiteti kombëtar, por më tutje nga dr. Milazim Krasniqi, shoqata kulturore "ZËRI YNË", Prishtinë, 2003, f.73-74. 7. Sami Frashëri, Përhapja e Islamit, Sh.b. "Logos-A", Shkup, 1994, f.64. 8. Qemajl Morina, Hoxhë Kadri Prishtina, mendimtari islam, Sh.b. "Dituria Islame", Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë, 2000, f. 5, 19, 25. 9. Grup autorësh, Historia e Popullit Shqiptar Vëllimi III, Sh.b. "Toena", Tiranë, 2007, f. 469-470. 10. Revista "Dituria Islame", nr.34 shkurt 1992, f .14. 11. Roca, Roberto Marco della, Kombësia dhe feja në Shqipëri 1920-1944, Tiranë, 1994, f. 9-10. 12. Kasem Biçoku, Falangat që rrezikojnë kombin shqiptar, Tiranë, 1999, f. 71-72. 13. Muhamet Pirraku, Roli i Islamit në integrimin e Shqipërisë etnike, "Feja, kultura dhe tradita Islame ndër shqiptarët", Simpozium, Prishtinë, 15-17 Tetor 1992, Prishtinë, 1995, f. 42-47.*

Dr. Abdudaim El-Kehil

# Përse të falemi sikur të ishte namazi ynë i fundit?

Përse i Dërguari i Allahut (sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem) na ka porositur që, kur të ngrihemi për namaz, të falemi sikur të ishte namazi ynë i fundit? Ejani të mësojmë fshehtësinë e kësaj!

Nëse dëshiron ta kryesh një punë (veprimtari, biznes, etj.) dhe të kesh sukses, duhet të ulesh për pak çaste dhe të mendosh për vdekjen, dhe se atë punë që ke ndërmend ta bësh, ta llogaritësh sikur të ishte arritja jote e fundit në këtë botë. Ta lexojmë së bashku këtë studim interesant!

Perëndimi ka vënë në dispozicion të gjitha metodat e mundshme për të përmirësuar në masë të madhe shanset e suksesit... dhe pa dyshim se kanë arritur suksese dhe rezultate të mëdha si në teknologji, inovacion, astronomi e shkenca të tjera... Kanë provuar të gjitha mënyrat për të ngritur nivelin e suksesit, por jo edhe metodën e të menduarit për vdekjen?!.. Atëherë cili është ndikimi i të menduarit reflektues mbi vdekjen në jetën e njeriut dhe a ndihmon në përmirësimin e shanseve të suksesit?

Një studim i bërë në vitin 2016 nga Universiteti i Arizones, që është publikuar në gazetën "Journal of Sport and Exercise Psychology" tregon se të menduarit për vdekjen ndikon pozitivisht në kryerjen me sukses të shumë punëve të ndryshme.

Teksa mendon për vdekjen tënde dhe njëkohësisht planifikon të kryesh një punë të rëndësishme duke pasur parasysh se ajo mund të jetë ndoshta e arritura jote e fundit në këtë jetë, sigurisht se shtohet kureshtja dhe fuqizohen ndjenjat për ta kryer atë në formën më të mirë të mundshme dhe po ashtu edhe suksesi do jetë më i madh. Si rrjedhojë, për të përmirësuar cilësinë e punës dhe për të motivuar për shembull sportistët, biznesmenët, studentët por edhe njerëzit në sfera të tjera, shkencëtarët menduan të fillojnë zbatimin e kësaj metode, pra meditimin dhe reflektimin për vdekje (Thinking about death).

**Një studim i bërë në vitin 2016 nga Universiteti i Arizones, që është publikuar në gazetën "Journal of Sport and Exercise Psychology" tregon se të menduarit për vdekjen ndikon pozitivisht në kryerjen me sukses të shumë punëve të ndryshme.**



Subhanallah! Pejgamberi ynë i dashur na ka porositur që të mendojmë për vdekjen para çdo namazi duke thënë: *"Kur të ngrihesh për të falur namazin, fale sikur të ishte i fundit në jetë!"* (Ibn Maxhe).

Vëlla i dashur, imagjinoje veten duke e kujtuar vdekjen pesë herë në ditë...sa do të të ndihmojë kjo që të jesh i suksesshëm në jetë...sa do të të ndihmojë kjo ta falësh namazin me sinqeritet, me përkushtim e përulje ashtu siç ka urdhëruar Allahu i Madhërishëm!.. Për fat të keq, shumë prej nesh nuk janë të koncentruar dhe të vëmendshëm gjatë faljes së namazit, mendojnë për çështje të ndryshme të kësaj bote saqë shumë herë harrojnë edhe sa reqate i kanë falur..!!

Atëherë, kush ia mësoi këtë dituri Profetit tonë të dashur? Teknika "Të mendosh për vdekjen" është teknikë e re, e eksperimentuar vetëm tani në shekullin 21. Përse urdhëroi Profeti (sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem) të përdoret një metodë e tillë në një kohë kur askush nuk dinte nga fshehtësitë e këtij realiteti?

*Nga arabishtja:*
*Enes Koshi*

**Mesud Sabri**

# Kurani e detyron mbulesën islame/hixhabin

Unë çuditem se si Allahu i Madhërishëm i drejton zemrat e disa njerëzve që nuk kanë lindur myslimanë në Islam, dhe se si gruaja e vesh hixhabin sapo të hyjë në Islam, ende pa ditur mjaftueshëm për Islamin, kështu që e pranon me zemër dhe me shpirt fenë e Zotit të saj me plot dëshirë, duke i lënë prindërit dhe pasuritë.

Kemi dëgjuar herë pas here se një aktore kishte qenë e veshur me hixhab, por më pas e kishte hequr, me pretekstin se kjo është liri personale, dhe se Zoti na ka krijuar të lirë!!! Ky është justifikimi, madje kjo çështje vajti edhe tek disa gra që ishin të përkushtuara në fe, nën pretendimin se (nuk ka ajet kuranor që e detyron hixhabin), dhe se ky është zakon arab ose zakon hebre!!

Madje, unë njoh një numër të motrave që punonin në një institucion mediatik propagandues të cilat e kanë hequr hixhabin. Në vitin 2005, unë isha i ftuar nga Qendra Kulturore Gjermane (Goethe) në Kajro, me një numër vëllezërish për një përvojë unike, rreth *Islamit dhe Perëndimit* me disa gjermanë. Nuk ishte konferencë, në të cilën si zakonisht prezantohen punimet, por ishte një dialog intelektual shoqëror. Në mesin e pjesëmarrësve kishte specialistë të feve nga të dyja palët, specialistë për media, specialistë në psikologji dhe sociologji, ishte edhe një grua që përfaqësonte anën femërore në të dyja grupet. Ne po merreshim me pyetjet e ndërsjella midis Islamit dhe Perëndimit. Dhe, megjithë kundërshtimin tim për titullin, Islami korrespondon me Krishterimin, Perëndimi me Lindjen, por gjermanët insistuan në këtë titull, veçanërisht, pasi që Instituti gjerman (*Goethe*) ishte ai i cili përgjigjej për shpenzimet në tokën e Egjiptit, dhe të cilit i shkonte fjala…

Në mesin e të pranishmëve ishte edhe një femër gjermane, anëtare e Parlamentit gjerman, kandidate për anëtare në BE, dhe ishte njëra nga pyetjet më të rëndësishme për të cilat ajo kujdesej. Ajo e pyeste çdonjërin prej nesh, në ekipin mysliman, për pozicionin e tij rreth hixhabit, dhe çka do të bënte ai, nëse vajza e tij nuk do të dëshironte ta vishte hixhabin? A do ta detyronte atë për ta veshur, apo do ta linte të lirë që të shkonte e zbuluar. Ajo kërkonte nga ne, që mos t'i tregonim njëri-tjetrit për pyetjet e saj. Unë isha i fundit që fola me të, dhe ajo më pyeti: Po sikur vajza juaj të mos donte ta vishte hixhabin?

Unë i thashë asaj:

Së pari: Hixhabi nuk është detyrim nga unë as nga ndonjë mysliman, ai është detyrim nga Zoti i Madhëruar për vajzat moshërritura, dhe ne ju sqarojmë vajzave tona se ky urdhër është nga Zoti dhe jo nga ne, se ajo është robëreshë e Zotit, andaj ajo e ka për detyrë t'i bindet urdhrit të Zotit të Madhërishëm dhe jo urdhrit tim .



Së dyti: Ne myslimanët si prindër që jemi, nëse nuk i bindim vajzat tona për hixhab, nuk ka kuptim.

Së treti: E pyeta, ju keni ardhur përmes aeroportit të Kajros, dhe keni ecur në rrugët e Kajros, a keni parë gra të zbuluara që nuk kanë veshur hixhab?

Ajo tha: Po.

Unë i thashë: Pra, ku është ai detyrim për të cilin po flet Perëndimi, se ne i detyrojmë vajzat dhe gratë tona që ta veshin hixhabin ?!

Gruaja gjermane më tha: Unë jam e çuditur. Ju të gjithë përgjigjeni njësoj, megjithëse ju nuk ia treguat njëri-tjetrit përgjigjen.

Pastaj ajo, me një shqetësim të dukshëm, më tha:

Unë kam qenë një nga kundërshtarët më të zjarrtë të hixhabit, por ju premtoj se do ta mbroj atë. Neve na është paraqitur se hixhabi i gruas myslimane është detyrim dhe jo zgjedhje. Pastaj, ne kemi menduar se hixhabi ia mbulon mendjen gruas, para se asaj t'ia mbulojë flokun. Pastaj, unë këtu – vazhdon të thotë ajo – pashë një numër të vajzave dhe grave myslimane, të cilat kanë një kulturë të lartë, e flasin gjuhën gjermane në Egjipt. Ato nuk i ka penguar hixhabi nga civilizimi dhe kultura. Me neve kishte disa motra dhe disa vëllezër për të përkthyer midis nesh dhe gjermanëve ...

Në një nga udhëtimet e mia në republikat Ruse, me disa zyrtarë të Meshihatit islamik, e takuam një vajzë të krishterë, e cila ishte bërë myslimane. Kur e pyetëm pse ishte bërë myslimane, ajo tha: Unë isha nga një familje fetare e krishterë. Ne kishim myslimanë, në zonën tonë kryesisht të krishterë, por askush prej tyre kurrë nuk më ka folur mua rreth Islamit ... Një ditë, më zuri syri në një libër në gjuhën ruse, i hedhur në tokë, kështu që e mora. Kur pashë, ai po fliste për Islamin, dhe ende pa e mbaruar leximin e librit për Islamin, unë u bëra myslimane! Menjëherë e vesha hixhabin dhe hyra në betejë me familjen time, por unë isha e palëkundur në Islam...

**Mund të ketë gra pa mbulesë që janë më të mira sesa shumë gra me mbulesë në shumë gjëra. Prandaj, nëse vajza ose gruaja është zemërmirë dhe e moralshme, pse të mos e plotësojë moralin e saj edhe me veshjen e hixhabit të urdhëruar nga Zoti i saj…**

Unë çuditem se si Allahu i Madhërishëm i drejton zemrat e disa njerëzve që nuk kanë lindur myslimanë në Islam, dhe se si gruaja e vesh hixhabin sapo të hyjë në Islam, ende pa ditur mjaftueshëm për Islamin, kështu që e pranon me zemër dhe me shpirt fenë e Zotit të saj me plot dëshirë, duke i lënë prindërit dhe pasuritë. E pranon Islamin edhe nëse mbetet e varfër.

Pastaj, nga ana tjetër, sesi Zoti i shpërqendron zemrat e disa grave myslimane nga detyrimi i Zotit për hixhabin. Ajo që ka lindur myslimane, në shtëpi myslimane, nga prindërit myslimanë, në familje myslimane, në shoqëri myslimane dhe në shtet mysliman, mbase edhe e lexon Kuranin, por është grua, siç thotë Zoti i Plotfuqishëm në Kuran: "Me të vërtetë, nuk i kanë sytë e verbër (në këto gjëra), por u janë të verbra zemrat e tyre, që i kanë në kraharor." (El-Haxh, 46)

Hixhabi, edhe nëse nuk do të ishte i detyrueshëm nga Zoti në librin e Tij dhe me gjuhën e të Dërguarit të Tij (savs), do të ishte një virtyt të cilin nuk do ta harronte asnjë vajzë dhe asnjë grua të mençur ...

Ditën kur Evropa e filloi civilizimin e saj, gratë e saj ishin të mbuluara, madje edhe princeshat ishin të mbuluara. Kështu që hixhabi është dëshmi për progres, lartësi dhe moral ..

Më ka pëlqyer një nga misionarët myslimanë që jeton në Perëndim, i cili na vizitoi për të na dhënë një kurs, se si t'u përgjigjemi dyshimeve, duke përfshirë këtu edhe temën e hixhabit.

Ai na thoshte: Kur flas për hixhabin në Evropë dhe Amerikë, unë nuk flas për ajetet e Kuranit dhe hadithet e Pejgamberit, dhe as për virtytet e tij në Islam, si një vepër e mirë, por unë ju sjell atyre fotografi të grave hebreje të përkushtuara, ku ato shfaqen të mbuluara. Pastaj, ju sjell atyre fotografi të Merjemes Virgjëreshë (Shën Mërisë) dhe Nënës Terezë. Dhe ua ofroj unë atyre fotografitë një nga një, pastaj i pyes ata:

Kush janë këto? Ata thonë janë kjo dhe ajo.

Pastaj, unë ua tregoj atyre fotografinë e një vajze myslimane të mbuluar me hixhab, dhe i pyes ata: Kush është kjo?

Ata thonë: Kjo është një vajzë myslimane.

Unë u them atyre: Gratë hebreje janë të mbuluara, edhe murgeshat e krishtera janë të mbuluara, edhe virgjëresha ishte e mbuluar, edhe Nënë Tereza ishte e mbuluar. Unë nuk po ju them juve: Pse po e luftoni hixhabin në Islam, por unë po pyes: Pse gratë tek ju nuk e veshin hixhabin? Hixhabi është i detyrueshëm në Judaizëm dhe Krishterim para ardhjes së Islamit. Ndryshimi është se gratë tona e respektojnë urdhrin e Zotit, kurse gratë tuaja nuk i bindën Zotit në urdhrin e hixhabit..

Kjo është një metodë e mrekullueshme dhe logjike e argumentimit gjatë debatit me 'njerëzit e librit' (hebrenjtë dhe të krishterët), kur flitet me ta për hixhabin, e ndoshta edhe mund të trokasë në veshët e grave myslimane, të cilat



e kanë hequr hixhabin, ose të cilat janë gati për ta hequr atë ..

Në një nga institucionet mediatike, në të cilin kam punuar, me ne ishte një kolege e virtytshme, ku të gjithë dëshmojnë për moralin e saj, seriozitetin, edukatën dhe cilësinë e punës, mirëpo ajo ishte pa hixhab.. Një nga vëllezërit erdhi tek unë dhe më tha: Sikur të kishe folur me filanen. Ti je një studiues i fesë, dhe ne e dimë se ajo falet, agjëron çdo të hënë dhe të enjte, fal namaz nate, mirëpo nuk e vesh hixhabin ..

Një ditë, u ula me të dhe i thashë: E di që je fetare dhe e moralshme, mirëpo, çka të pengon ta veshësh edhe hixhabin?

Ajo tha: Kam frikë se nuk do të jem shembull i mirë i gruas me hixhab, sepse po shoh shumë gra me hixhab, të cilat nuk po japin shembull të mirë për hixhabin.

Unë i thashë asaj: Kjo është pëshpëritje e shejtanit, sepse hixhabi është urdhër i Zotit dhe jo urdhër i ynë, kështu që vajza myslimane, e cila e do Zotin duhet t'i bindet Atij, edhe nëse është në diçka që e urren. Ti duhet t'i drejtohesh Zotit të Madhëruar duke thënë: O Zoti, unë këtë po e bëj për Ty, edhepse nuk e pëlqej. Ngase Allahu i Madhëruar thotë: "Dhe nuk është për besimtarin dhe besimtaren – kur Allahu dhe Pejgamberi i Tij e caktojnë një gjë – ata të bëjnë zgjedhje në atë gjë. Kush e kundërshton Allahun dhe Pejgamberin e Tij, ai me siguri ka humbë." (el-Ahzab, 36)

Dhe unë jam i sigurt se Allahu nuk do të lënë ty kështu pa hixhab me këtë devotshmëri dhe me këtë moral. Prandaj 'parandaloje gjakderdhjen e veprave të këqija', kurse çështja është midis teje dhe Zotit tënd...

Dhe ende pa kaluar 15 ditë, Allahu e begatoi me veshjen e hixhabit.

Gjykimi i një gruaje myslimane nuk bëhet vetëm në aspektin e hixhabit. Mund të ketë gra pa mbulesë që janë më të mira sesa shumë gra me mbulesë në shumë gjëra. Prandaj, nëse vajza ose gruaja është zemërmirë dhe e moralshme, pse të mos e plotësojë moralin e saj edhe me veshjen e hixhabit të urdhëruar nga Zoti i saj…

Madhështia e Islamit konsiston në faktin, se ai kur e urdhëroi mbulesën në lidhje me rrobat e grave, nuk i imponoi asaj rroba të caktuara ose me ngjyrë të caktuar, por e la atë sipas zakoneve të njerëzve. Allahu është i urtë në ligjin e Tij, Ai nuk ka ndaluar asgjë përveçse për shkak të dëmtimit dhe të keqes që sjell, edhe nëse njeriu nuk e di, porse ai e di se Allahu është i Mirinformuar, i Gjithëditur, është i sigurt se Allahu i Madhëruar nuk i ndalon robërve të Tij asgjë, përveç se për mbrojtjen e tyre dhe të shoqërisë nga dëmtimet dhe të këqijat që mund të ndodhin... Gjithashtu, Allahu i Madhëruar ka e bërë detyrim hixhabin e grave vetëm para të huajve dhe jo para të afërmve (meharim). Pasiqë gruaja në shtëpinë e saj, ose me të afërmit, nuk është e detyruar ta veshë hixhabin, kurse hixhabin e vesh vetëm nëse del jashtë (nga shtëpia) ose nëse vjen tek ajo ndonjë jo i afërm i saj. Përtej kësaj ajo është e lirë.

Pastaj, siç është thënë: 'I dashuri i bindet atij / asaj që e don', atëherë, a do t'i bindet gruaja Zotit të saj dhe ta demonstrojë dashurinë për Allahun e Plotfuqishëm, apo do të vrapojë pas epsheve dhe dyshimeve, prej të cilave nuk ka asnjë dobi. Unë mendoj, se heqja e hixhabit është shmangie e zemrës, verbërim i shikimit dhe devijim. Andaj, çdonjëra që e ka hequr hixhabin duhet ta shërojë zemrën e saj të plagosur duke u larguar nga Zoti i saj dhe nga urdhri i Tij.

Burri është rob i Zotit, edhe gruaja është robëreshë e Zotit, kështu që edhe robi edhe robëresha duhet t'i binden Zotit të Plotfuqishëm. Sa bukur e ka përshkruar këtë Allahu, në lidhje me Ibrahimin (a.s.), kur ka thënë: "Kur Zoti i tij i tha (Ibrahimit): "Bëhu i bindshëm!" – ai u përgjigj: "Unë i jam bindur Zotit të gjithësisë!" (El-Bekare, 131)

A do t'ia dorëzojmë zemrat dhe shpirtrat tanë Zotit të botëve? Apo do t'ia dorëzojmë dëshirave dhe pasioneve tona "E, kush vallë, ka humbur më tepër se ai që ndjek pasionin e vet, pa udhëzim prej Allahut?" (El-Kasas, 50)

Liria e vërtetë është dhuratë e Zotit për ne, dhe nuk është liria largim nga urdhri i Zotit të Plotfuqishëm. Ka dallim të madh midis lirisë së Rrahmanit dhe lirisë së Shejtanit.

*Përktheu nga arabishtja: Miftar Ajdini*

*https://islamonline.net/31798*

Fetije Gashi Gerbeshi

# Tematika për gratë në revistën “Zani i Naltë”

Feja Islame është përfundim i mësimeve hyjnore dhe Kurani nuk e veçon krijimin e njeriut sa i përket gjinisë, por sqaron se krijimi është bërë nga një vete (Nefsun Vahide) që do të thotë se dituria, besimi, adhurimi, bamirësia etj., nuk janë të veçuara vetëm për një gjini.

Kurani nuk ka ardhur ta përkrahë teorinë e *feminizmit e pamend*, siç thekson revista “Zani i Naltë”, por ka ardhur ta garantojë nderin e moralin e njerëzisë. Revista “Zani i Naltë” i lë hapësirë të konsiderueshme trajtimit real të gruas në përgjithësi. Në shkrimin “Ku e ka vendin gruaja” duke bërë krahasime me bindje të tjera fetare, që gruan e konsideronin si plaçkë të ndyrë që nuk meriton nderim, siç janë romakët e anglezët, ku burrat ishin zotëruesit të pasurive të grave, si dhe arabët që varrosnin femrën për së gjalli dhe përdornin si mjet dëfrimi, “Zani i Naltë” sqaron se Kurani e shpëton femrën nga tirania e skllavëria. Ai ka ndaluar që gratë të jenë trashëgim i babait apo i djalit, kurse të drejtat të cilat iu mohuan gruas për adhurim nga kohërat e lashta sidomos në Japoni, Kinë e Indi dhe qëndrimet biblike, Kurani i demanton. *“Gruaja duhet të respektojë Kuranin ma tepër se mashkulli, ngase në pikëpamje të drejtës dëfton me të tanë qartësinë e vet se mashkulli e femna janë dy njerëz të përngjashëm e se janë dy elemente që peshojnë sa njeni tjetri.*[1]

Revista Islame shqiptare e viteve 1923-1939 ”Zani i Naltë ”, që në ato kohëra i qaset tematikës për trajtimet e të drejtave të gruas, duke sqaruar të drejtat që i ka në Islam si dhe përpjekjet për avancimin e saj. Gjithashtu shtjellon qëndrimet e gabuara se: “*gruaja e shtyri burrin drejt mëkatit.”*me argumentimin se ata dy janë prehje për njëri-tjetrin. Islami kërkon që gruaja për burrin të jetë mjeti i lumturisë dhe anasjelltas. Muhamedi a.s në hytbenë lamtumirëse, bëri një thirrje për respekt të ndërsjellë, kurse para vdekjes tha: “Vijoni në namaz, silluni mirë me gratë e juaja”. Rryma të kohës në Shqipëri po shkaktonin çrregullime të shumanshme, sidomos në këndin shoqëror moral, politik e fetar, *“mund të jenë agjent të ndonjë elementi intrigant që kërkon me luajt nëpër këtë çështje që shtrohet (femra, gruaja shqiptare)*-vëren “ Zani i Naltë ” duke sjellë ajete e hadithe e thënie për njeriun me të shtrenjtë në botë - Nënën.

Më tej “Zani i Naltë” argumenton se Nëna është ajo që vendos gurin e parë të edukatës së fëmijës e pastaj do t’ia dorëzojë shkollës, ambientit e natyrës për të ngritur ndërtesën edukative.

Gjithashtu “Zani” sjell një lajmërim kur një princeshë angleze Gladys Palmer ndër gratë më të pasura në botë duke qenë protestante e mandej katolike, zgjodhi Islamin për fe të vet dhe mori emrin Hajru Nisa.[2]

Revista në fjalë sjell fjalimin e mbajtur në Hajdarabad nga zonja Halide Edib ish-ministre e Arsimit në Kabinetin e Turqisë moderne, e cila theksonte se: Kishat kristiane e zbritën statusin e gruas, ia këmbyen qendrën shoqërisë familjare me atë të manastirit dhe të gjitha ato gra që nuk e kishin dedikuar veten e tyre për jetën fetare, e konsideruan krijesa të mallkueme, Islamizmi e ndryshoi këtë pozitë.[3]

## Komuniteti Mysliman Shqiptar kërkon të drejta dhe aktivitete të femrave

Pjesëmarrja e femrës myslimane shqiptare në aktivitetet shoqërore kishte përkrahjen e duhur në ato kohëra sidomos nga prijësit fetarë Islamë (Hoxhallarët). Këshilli i përgjithshëm i KMSh-së përmes “Zanit” sqaron se Atdheu ka nevojë që gruaja të marrë pjesë në të gjitha aktivitetet shoqërore, ngase siç theksohet; “*nuk kemi asnjë ndalim fetar që të veprojmë si gjithë bota e qytetëruar për interesat e kombit tonë. “Gruaja muslimane shqiptare të mos ketë asnjë pengim në aktivitetin shoqënor dhe roli i saj të mos pengohet prej disa dispozitave të caktuara shumë shekuj më parë, të cilat nuk pajtohen aspak me gjendjen e sodshme dhe rregullat e bukura qi mbretërojnë në vendin tonë.*[4]

Pasimi i verbër ndaj modës dhe largimi nga tradita, janë elemente që dijetarët tanë i kushtuan kujdes. Duhet ndihmuar (*me i pri)* që femra të marrë një rrugë të sigurt e të ndershme e *brenda gardhit fetar*




që të mos bjerë në greminë. Me tutje, autori H. Ali nuk shfajëson edhe myslimanët për gjendjen e krijuar, thotë: "*Por faji është i neve muslimanëve që nuk jemi mysliman si duhet. Kurse ata që thonë se grat e muslimanve janë skllave, kjo është përrall. Në fenë tonë burrat janë robët e shtëpisë e gratë mbretëreshat e tyre.*[5]

## Ballafaqimi më propaganda

Në ato kohëra bëhej propagandë se femra shqiptare nuk mund të integrohej ashtu siç është, pra duke qenë praktikuese e veshjes islame. Revista u kundërvihet propagandave të shtypit të kohës sa i përket integrimit të gruas myslimane, veçanërisht pjesëmarrjes së saj në aktivitetet shoqërore ashtu si është - me veshjen Islame. Propaganduese e tillë ishte Revista katolike "Ora e Maleve" që kërkonte nga qeveria që t'i ndalonte gratë më çarçaf në qytet. Kurse "Zani" i kundërvihet kësaj propagande me shprehjen *"Disa oksidentalofilë thonë se femra muslimane me perçe e me çarçaf qenka pengimi i mos përparimit tonë."* Ndër të tjera citon: *"Thohet se feja Islame e pengon gruen shqiptare qi të përparojë. Po pse s'na diftohet se çe pengon gruan e Shalës atë të Mirëditës e atë të Shpatit të Elbasanit e të tjerat qi s'jan muslimane?.*[6]

Revista tjetër "Bota e re" vazhdon me propagandën anti-islame me pseudonimin Harbuti. Por duke i pa qëllimet e tij të liga,"Zani*" këshillon vëllaznit musliman e të krishter të ruhen nga të këtillë mikrobë qi përpiqen me na shembë moralin.*[7]

Edhe Tajar Zavalani në "Bota e re" propagandonte kundër gruas myslimane, por revista në fjalë i përgjigjej :*"Zani" i din gradën zero që ka ai për islamin nuk e shef të udhës të hyjë në polemikë."* Gjithashtu zhvillohej edhe një debat i gjerë mes Z. Mehdi Frashërit, i cili kërkonte reforma sikurse fetë e tjera, dhe Hafëz Ismet Dibrës, i cili i përgjigjej në mënyrë brilante:*"Principet fetare nuk preken, krahasimi i reformave në kristianizëm të M. Luterit, apo shpikja e trinitetii në Koncillin e Nices, me shumicën e votave, në Islam ka ajete e hadithe jo vota*." Vazhdon debatin duke shtuar argumente të tjera se për mbulesën, "*nuk është një ajet, por janë katër*". Duke i tërhequr vërejtjen se ai mbështjell ajetet e hadithet kur thotë për fjalën profetike "në Kuran" dhe Kuranit i thotë fjalë profetike. Si edhe nuk respekton Muhamedin a.s., apo e shkruan e shoqja e lajmëtarit Ajshja. Duke përfunduar debatin në mënyrë të kulturuar.[8]

Por z. Mehdi Frashëri përsëri me anë të revistës "Minerva", cek një libër islam, ku potencohet se gruaja është si një plaçkë dhe duhet të ndalohet nga "të nxanunit me shkrue", kurse hfz, Aliu përmes revistës "Zani i Naltë" i përgjigjet:*"Kanë qenë shokët e tij që se kanë kuptua të vërtetën e shpirtit Islam."*[9]

## Ruajtja e traditës

Fenomeni i pasimit verbërisht ndaj modës dhe largimi nga tradita gjithashtu janë elemente që dijetarët tanë i kushtuan kujdes. Shkrimi i A. Vasfit ngre zërin për fenomenin e ndjekjes së modës duke u varfëruar sidomos me pajën për nuset, ai thotë: *"Por prodigaliteti (Israf) ma i madh që po e shtyp ktë të gjorë popull asht paja e gocave, pastaj imitimi zgjerohet duke iu shmangur rrobave kombëtare e duke vrapuar pas modeleve të shtrenjta të huja nga mëndafshi."* Ndjekja e modës sidomos me pajën për nuset, me lënien e rrobave kombëtare pas modeleve të shtrenjta, të huaja nga mëndafshi, ishte risi e kohës. Autori e ngre zërin për fenomenin që në ditët e sotme po e quajnë; "Duaje tënden" ku thuhet:" *"Përse nuk po u pëlqen shajaku e petka e vendit kombëtar po veshin komashet e djekme të huaj"*. "Zani i Naltë", përmes shumë autorëve –ulemave, sqaron se Islami është feja e vërtetë që i përket modernes dhe nuk ka të meta.

*1. K.M.SH. " Zani i Naltë", 1929-1930, Vol. III, Tiranë, 2015, f. 1027, 1029. Nr.8 muaji maj 1930 vjeti VI. 2. K.M.SH., Zani i Naltë, 1931-1932-1933,Vol. IV, Tiranë, 2015, f,336. 3. K.M.SH., Zani i Naltë, 1933-1934,Vol. V, Tiranë, 2015, f,314-318, Përkthyer nga Ejup F.Kraja. 4. K.M.SH., Zani i Naltë, 1936,Vol. VII, Tiranë, 2015, f,71. "Sistemi i tanishëm i mbylljes së grues ka hye në veprim në kohën e Velidit II mbret i fundit i pa fuqishëm i Emevive të cilen qe detyrue me ba mbi influencat e bizantinve dhe persjanve. 5. H.Ali, Muslimanizma dhe riforma, Zani i Naltë, nr. 7 pril viti I, Tiranë, 1924. 6. Se femra shqiptare ka mbajtë shami si muslimanja si katolikja e përmende edhe Edith Turhami. 7. K.M.SH., Zani i Naltë, 1936,Vol. VII, Tiranë, 2015, f, 143,145. 8. Zani i Naltë , 1926-1927-1928,Vol.II, Tiranë, 2015, f,780-185. "Nuk pretendoj se edhe unë nuk kam gabime ju falem nderes qysh tash atyne që kan pas mirësin për më mi diftue". 9. K.M.SH., Zani i Naltë, 1933-1934,Vol. V, Tiranë, 2015, f, 47,48, dhe 63.*

Xheneta Sahiti

# Si të sillesh me të tjerët, ashtu do sillen me ty!

Nga libri "50 fanarë për të ndriçuar rrugën tuaj" të autorit Abdulkerim Bekkar, kisha mbajtur një shënim të një proverbe, në të cilën thuhej: "Në ballin e secilit shkruan: më dhuro interesimin tënd dhe mos kalo pranë meje pa më kushtuar vëmendje!"

Kjo proverbë më kujtoi edhe 'rregullën e artë' lidhur me këtë, që thotë: "Siç sillesh me të tjerët, ashtu do sillen me ty, atë që jep, atë edhe do ta marrësh." Ngase, është thënë se moralet janë si puna e tregut, po pagove shtrenjtë, edhe ke për të marrë mall të shtrenjtë, po pagove lirë, ke për të marrë mall të lirë.

Në botën e sotme mosmirënjohëse, pa dyshim se të gjithë kemi nevojë të ndiejmë se na vlerësojnë e na duan. Disi, një ndjesi e tillë të bëhet forcë e motiv për të vazhduar rrugëtimin tënd jetësor përplot sfida dhe për të bërë më të mirën nga ajo që bën. Por, ndodh shpesh të takojmë njerëz që ndihen sikur askush nuk i vëren për të bëmat e përpjekjet e tyre. Dhe, si rezultat i kësaj, vihen në pikëpyetje marrëdhëniet mes njerëzve! Kështu që, për t'i lehtësuar këto ndjenja, pa dyshim se të gjithë ne duhet të jemi të gatshëm që t'i japim kujdesin, vëmendjen e meritën e duhur tjetrit. T'ua bëjmë me dije të tjerëve që i çmojmë për atë që bëjnë për ne, e jo t'i marrim si të mirëqenë ata. T'i bësh njerëzit të ndihen të rëndësishëm e të vlerësuar dhe të tregosh interesim për ta, ka qenë një nga karakterisitikat e një lidershipi të suksesshëm (e lexuar në një studim). Andaj, të qenët një lider i suksesshëm, pavarësisht se çfarë udhëheq, do të thotë të jesh pishtar ndriçues në rrugëtimin e tjetrit.

**Modeli edukues për të cilin kemi nevojë më së shumti në formimin e vetvetes dhe të gjeneratave në vazhdim, është modeli edukues i Pejgamberit a.s. dhe sistemi i tij moral.**



Pa dyshim se për gjithë këtë, një trajtim nga këndvështrimi fetar dhe rreth shëmbëlltyrës së umetit tonë, Pejgamberit a.s., është i pashmangshëm, ngase si i tillë, do të ishte i paplotësuar.

Feja Islame është fe e besimit, është fe e moralit. Nuk është vetëm fe e rregullave ashtu siç pretendohet nga disa. Si dy segmente që shkojnë paralel njëri me tjetrin, e jo njëri pranë tjetrit, edhe morali, edhe parimet themelore të kësaj feje, kanë lidhje të ngushtë mes vete. Këtë më së miri e vë në pah, burimi hyjnor, Kurani. Në Kuran, Allahu xh.sh. njoftoi për parimet themelore, të cilat kanë për qëllim të sigurojnë lumturinë e njeriut në këtë botë dhe në botën tjetër- ahiret. Për t'ua kumtuar njerëzimit këtë mesazh hyjnor, Allahu xh.sh. ka zgjedhur njerëz, të cilët i ka veçuar me profetësi dhe shpallje, që t'ia mësojë njeriut rrugën drejt Krijuesit, t'ia mësojë të mirën dhe atë që është e dobishme për të, dhe ta largojë atë nga ajo që është e dëmshme për të. Për atë, Allahu xh.sh. i ka zgjedhur të dërguarit e Tij nga njerëzit me moralet më të larta, nga familjet më të pastra, ashtu që ata të jenë shembull për mbarë njerëzimin. I tillë ishte vula e profetëve, Pejgamberi ynë, Muhamedi a.s. Ai ishte shembulli më i bukur për njerëzimin, ashtu si në çdo fushë të jetës, edhe në jetën sociale, në marrëdhëniet me njerëzit. Andaj, sot, në kohën që po e jetojmë, modeli edukues për të cilin kemi nevojë më së shumti në formimin e vetvetes dhe të gjeneratave në vazhdim, është modeli edukues i Pejgamberit a.s. dhe sistemi i tij moral. Nga ky model kishin marrë shembull e frymëzim drejt së mirës: fëmija, i riu, i rrituri, i moshuari, i pasuri, i varfëri, jetimi e familjari, saqë secilin po ta pyesje për dertin e tij, të varfërin kush e ushqente, jetimin kush e kujtonte, të pikëlluarin kush e lumturonte, të vejën kush e ngushëllonte, të gjithë do të përgjigjeshin: Pejgamberi a.s. tregonte interes për secilën shtresë të shoqërisë, secili ndihej i vlerësuar nga ana e tij. Kushdo që ka biseduar me të, kushdo që e ka takuar, ka dëshmuar për madhështinë e tij, pavarësisht nëse është pajtuar me të apo jo. E për gjithë këto norma të përsosura etike, dëshmon ndikimi i tij në zemrën e çdonjërit. Shembulli i tij u përmend në Kuranin famëlartë, ku Allahu xh.sh. thotë: "Ju e kishit shembullin më të lartë në të dërguarin e Allahut..." (El Ahzab, 21). Ndërsa bashkëshortja e tij, Aisheja r.a. e cilësoi si Kuran të gjallë që ecte mbi tokë.

Andaj neve na mbetet t'i mishërojmë këto virtytet profetike dhe t'i vëmë në praktikë përgjatë jetës sonë. Si pasues të tillë, do të jemi model në çdo situatë, kudo dhe me këdo që jemi. Mbi të gjitha, me sjelljen tonë të bukur, do ta fitojmë dashurinë e Allahut xh.sh., dashurinë e Pejgamberit a.s. dhe shtëpinë në shkallët më të larta të xhenetit, ashtu siç na është premtuar nga hadithet profetike.



**Muhamed Amara**

# Thirrje historike

*Mendimtari islam, Muhamed Amara thotë: Në një tubim, dikush prej mbështetësve të laicizmit u soll nga unë dhe me tallje m'u drejtua duke thënë: A e kuptoj unë prej shkrimeve* të tua *se ti dëshiron të praktikosh dispozitat e sheriatit dhe të na kthesh prapa?*

Iu përgjigja duke e pyetur:

A ke për qëllim kthimin prapa, d.m.th rreth 100 vjet, kur Sulltan Abdulhamidi i Dytë sundonte gjysmën e rruzullit tokësor?

Apo, kur mbretërit e Evropës sundonin popujt e tyre me mandat nga sulltanët osmanë?

Apo, qëllimi yt është edhe më prapa, në kohën e sundimit të Memlukëve, të cilët shpëtuan botën prej mongolëve dhe tatarëve?

Apo, edhe më prapa, kur abasidët sunduan gjysmën e botës?

Apo, prapa në periudhën e emevitëve (omejadëve), apo më përpara tyre, në kohën e zotërisë tonë, Omerit, i cili sundoi pjesën më të madhe të globit?

Apo, ke për qëllim, kur Harun Reshidi filloi letrën e tij për perandorin romak, Nikforin: Nga Harun Reshidi, prijësi i besimtarëve, për Nikforin, qenin e romakëve?

Apo, në kohën e Abdurrahman Ed-Dahiliut, ku ushtria e tij gjunjëzoi Italinë dhe Francën?

Këto janë politikisht...

**Apo, qëllimi yt është për anën shkencore**...

Kur dijetarët arabë, si p.sh: Ibn Sina, Farabiu, Ibn Xhubejri, Havarizmi, Ibn Ruzhdi, Ibn Halduni etj, që i mësonin botës arabe dhe perëndimore mjekësinë, farmakologjinë, inxhinierinë, astronominë, poezinë, etj?!

**Apo, ke për qëllim nderin (fisnikërinë)...**

Kur një jehudi jobesimtar luajti me rrobën e një gruaje dhe ajo thirri: Ndihmë, o Mu'tesim!

Mu'tesimi përgatiti ushtrinë dhe shporri jehuditë nga tokat e shtetit, ndërkohë sot gratë përdhunohen dhe sunduesit janë të gëzuar?!

**Apo, qëllimi yt është, kur myslimanët ngritën universitetin e parë që njihte toka e Evropës në Spanjë?**

Dhe, që nga ajo kohë, veshja arabe (abaja) u bë veshja e të diplomuarve në çdo universitet të botës? Akoma edhe sot, kapela e të diplomuarve është me maje të sheshtë, edhe në ditët tona gjithashtu, sepse mbi të vendosej Kurani në ceremoninë e të diplomuarve?!

Apo, qëllimi yt është për kohën kur Kajroja ishte qyteti më i bukur në botë? Ose, kur dinari iraken kishte vlerën e 483 dollarëve? Ose, kur njerëzit arratiseshin prej Evropës së varfër drejt Aleksandrisë? Ose, kur Amerika kërkonte nga Egjipti të shpëtonte Evropën prej zisë së bukës?

Jam në pritje të më shpjegosh qëllimin tënd dhe të më tregosh, se sa ke dëshirë që të kthehemi prapa!!

*Përktheu:* **Lavdrim Hamja**



Besir Neziri

# Jehona e vizitës së Sulltan Reshadit në Kosovë në vitin 1911, në shtypin osman

Vendet ballkanike kanë qenë shumë të rëndësishme për shtetin osman, ngase ato kanë qenë porta që ka hapur rrugën për në Perëndim. Për këtë arsye çdo sulltan osman u ka dhënë rëndësi të madhe këtyre vendeve. Kjo është vërejtur edhe për faktin se çdo problem që ka ndodhur në vendet ballkanike është ndier në tërë perandorinë.

Në vitin 1910 në Ballkan kishin filluar kryengritjet shqiptare. Sulltan Reshati me qëllim të zbutjes së trazirave në vilajetet ku shumica e popullsisë është shqiptare, si Kosova, Shkodra dhe Janina dhe të fitimit të zemrave të shqiptarëve, kishte organizuar këtë vizitë trijavore.

Sulltan Reshati pas Selanikut më 11 qershor 1911 arrin në Shkup, ku pritet me një ceremoni entuziaste dhe pastaj më 15 qershor shkon në Prishtinë. Në Prishtinë e viziton tyrben e stërgjyshit të tij, Sulltan Muratit dhe aty e fal namazin e xhumasë me një numër të madh të xhematit, përafërsisht njëqind mijë. Pas namazit, Sadrazemi Hakki Pasha del në kyrsi dhe e mban një fjalim për arsyen e vizitës së sulltanit dhe për rëndësinë e asaj dite. Ky fjalim është kërkuar që të përkthehet në shqip nga Ismail Hakki Efendiu nga Manastiri, por ai u përgjigj se nuk e bën dot përkthimin për arsye se nuk e dinte gjuhën shqipe. Kjo u bë shkak i një zhgënjimi të madh, ngase prezenca e tij në delegacion ishte për këtë arsye. Më pas, sulltani vuri gurthemelin e medresesë që do të ndërtohej nga ai. Sulltan Reshati më 17 qershor kthehet në Selanik dhe prej aty shkon në Manastir. Më 24 qershor kthehet përsëri në Selanik dhe shkon në Stamboll.1

**Sulltan Reshati pas Selanikut më 11 qershor 1911 arrin në Shkup, ku pritet me një ceremoni entuziaste dhe pastaj më 15 qershor shkon në Prishtinë. Në Prishtinë e viziton tyrben e stërgjyshit të tij, Sulltan Muratit dhe aty e fal namazin e xhumasë me një numër të madh të xhematit, përafërsisht njëqind mijë.**



Kjo ngjarje kaq e rëndësishme është reflektuar edhe në shtypin osman, ku janë shkruar shumë lajme nëpër gazeta e revista të ndryshme osmane. Në këtë punim modest do të sillen disa lajme në lidhje me këtë ngjarje, të cilat janë botuar në revistën "Siratymustekim", kryeredaktor i së cilës ka qenë Mehmet Akif Ersoj. Njëri ndër lajmet në lidhje me vizitën e Sulltanit në Prishtinë, që është botuar në revistën "Siratimystekim" ka të bëjë me tubimin e myslimanëve në Fushën e Kosovës për të kryer faljen e namazit të xhumasë bashkë me Sulltanin. Në vijim do të paraqiten dy lajme në lidhje me lajmërimin dhe rëndësinë e faljes së namazit të xhumasë nga i gjithë ymeti islam bashkë me imamin e myslimanëve, ngjarje kjo që e karakterizon edhe vizitën e Sulltanit në Kosovë.

## Tubimi i myslimanëve në Fushën e Kosovës

Me ndihmën dhe mirësitë e Allahut Teala, nesër në Fushën e Kosovës, kur halifja i myslimanëve, Sulltan Mehmeti V të jetë i gatshëm, me qindra mijëra myslimanë do të mblidhen dhe do të

falet namazi i xhumasë. I lutemi Zotit që ashtu siç ka bërë një ringjallje të madhe revolucioni osman ashtu edhe dita e nesërme e jashtëzakonshme t'i largojë dyfytyrësitë dhe mosmarrëveshjet në mes osmanëve dhe myslimanëve dhe të sjellë paqe dhe bashkim në mes tyre. Pas përfundimit të namazit, shkrimtari me famë që luan rol të rëndësishëm për përhapjen e Islamit në botën islame dhe në Japoni, Abdyrreshit Ibrahim Efendiu, nga ky vend do t'i dërgojë telegrame prijësve dhe udhëheqësve të botës islame për t'i njohur ata me këtë tubim të madh dhe të rëndësishëm të myslimanëve.

Pas kryerjes së namazit të xhumasë, në xhamitë e mëdha të shumë qyteteve të shtetit osman, do të këndohet mevlud, do të bëhet gosti, do të shpërndahet sadaka për të varfërit e nevojtarët dhe do të festohet për nder të kësaj dite të bekuar dhe të lumtur. Në qytete të afërta janë ftuar hatiplerë nga Qendra e Hilafetit (Stambolli). I përgëzojmë të gjithë popullatën osmane dhe botën islame me rastin e kësaj dite të bekuar, e cila me ndihmën e Zotit do të jetë fillimi i ringjalljes islame.2

Lajmi në vijim është shkruar nga sekretari i përgjithshëm i Partisë për Bashkim dhe Progres, Haxhi Adil.

## Namazi i Xhumasë që do të falë ymeti islam në Fushë të Kosovës

Feja islame është një mirësi e Zotit, e cila, përveçqë e siguron lumturinë në botën tjetër, ajo i rregullon edhe marrëdhëniet shoqërore në këtë botë. Namazet falen me xhemat. Njëri prej burimeve të jurispodencës islame është edhe ixhmai apo konsensusi. Dita e shenjtë në Islam quhet "xhuma", kurse vendi ku kryhet adhurimi "xhami". Myslimanët e ehli-synetit quhen "ehli xhemat". Nuk është kusht që të merren bazë termat e tillë për ta dëshmuar se feja islame është "fe sociale". Shteti i madh i Romës dhe shtetet evropiane, të cilat e pasojnë



atë, me shumë vështirësi dhe pjesërisht kanë arritur t'u vendosin themele marrëdhënieve shoqërore të jurisprudencës përendimore e cila ka lindur nga përvoja e tyre shekullore. Kurse feja islame me dispozitat e jurisprudencës islame, të cila mbështetën në argumente të qarta, ka vënë themelet e të gjitha rregullave të një qytetërimit të pastër dhe të drejtë.

Feja islame ashtu siç ka farze/obligime që kryehen me xhemat, ashtu ka edhe adhurime që duhet të kryhen nga gjithë ymeti. Halifja është imami i myslimanëve. Imam do të thotë prijësi shpirtëror i një ymetit. Namazi i xhumasë dhe i bajrameve falet me imamin e myslimanëve ose me zëvendësin e tij. Falja e këtyre namazeve, të cilat falen nga xhemate që janë në vende të ndryshme, por të bashkuar shpirtërisht, ngjan sikur të jetë falur nga i gjithë ymeti islam. Qëllimi i përhapjes së këtyre fjalëve është që namazi i xhumasë, të cilin do të falë imami i myslimanëve në Fushë të Kosovës bashkë me delegacionet që vijnë duke vrapuar nga çdo vilajet i shtetit osman me ndjenja të mëdha fetare, të tregohet si një namaz që "është falur nga i gjithë ymeti" dhe që nuk është parë ndonjëherë në historinë islame.

Në periudhën e autokracisë edhe tubimet fetare janë të ndaluara. Kurse monarkia kushtetuese osmane në këtë rast tregon se përgatit mundësitë themelore të një tubimi kaq të madh fetar dhe se feja dhe liria janë dy çështje të vlefshme dhe të përjetshme, që nuk ndahen prej njëra-tjetrës.

Namazi i xhumasë që do të falet në Fushë të Kosovës, nuk do të mbetet vetëm një adhurim fetar. Të përkujtojmë të vrarët që i kanë grumbulluar kryqtarër në Fushë të Kosovës sikur tufa e karkalecave për t'i larguar osmanët nga Evropa. Të përkujtojmë festën e ditës së zisë, në cilën i është pranuar lutja e sinqertë Sulltan Muratit, "O Zot, bëje popullin tim ngadhënjimtar, kurse mua më lehtëso gradën e shehitit!" Ashtu siç është e paharruar ajo ditë (dita e martirizimit të Sulltan Muratit) në historinë islame, ashtu edhe kjo ditë xhumaje, në të cilën nuk ka dyshim se ka marrë pjesë edhe xhemati i shehidëve, do të mbetet në kujtesën e ymetit islam si një ditë e paharruar.

Kam qenë prezent në namazin e xhumasë në kryeqytetin e dytë të sulltanatit, Ederne me rastin e pritjes së halifesë së myslimanëve. Jam dëshmitar i asaj se në çfarë mënyre i ka begatuar ndërgjegjjet ndjenja shpirtërore e këtij namazi të begatë. Prandaj nga tash po e ndiej atë begati të ndërgjegjes që do të arrihet me takimin e prijësit të besimtarëve me popullatën në vendin e martizimit të Sulltan Muratit dhe me faljen e namazit bashkë me ymetin islam dhe për këtë jam shumë i lumtur. Të shprehim kënaqësinë për këtë vizitë historike me këtë dua: "Allahu gjithmonë ia mundësoftë ymetit të shpëtuar këtë lloj gëzimi!"[3]

*1. Mehmet Ali Karaman, Sultan Reşad'ın Rumeli Seyahati, Balkan Tarihi, Vëll. I., ed. Z. Gölen- A. Temizer, Osmanlı Mirası ve Türk Kültürünü Araştırma Derneği Yayınları, Ankara 2016, fq. 68. 2. Sırat-ı Müstakim (Qershor 1911), Vëll. 06, Nr. 145, fq. 238. 3. Sırat-ı Müstakim (Qershor 1911), Vëll. 06, Nr. 145, fq. 238.*

Ibrahim Iljazi

# Mrekullia e ujit të Zemzemit

Zemzem është një pus/burim brenda Xhamisë së Shenjtë në Mekë, në Arabinë Saudite, 20 metra në lindje të Qabesë. Pusi i zemzemit ka një histori të veçantë, në historinë e njerëzimit sepse ua shton bindjen te Zoti atyre që kanë sadopak besim në zemrat e tyre.

Se si ka rrjedhur historiku i ujit të zemzemit na përshkruan Kurani Famëlartë dhe na tregon vetë Muhamedi a.s.. Ibën Abasi, njëri ndër transmetusit e hadithit na përshkruan tregimin e gjatë të Haxherës me të birin e saj, Ismailin a.s.. Nga kjo ngjarje do të kuptojmë se si Zoti iu përgjigj lutjes së Ibrahimit a.s.. Haxherja ka qenë gruaja e parë që ka përshkruar rrugën deri në shkretëtirë, ku nuk kishte as kushte minimale për jetesë. Sidoqoftë, kur Haxherja e lindi Ismailin a.s., Allahu xh.sh. e urdhëroi Ibrahimin a.s., që t'i dërgonte e t'i linte në një vend të largët e të shkretë. Kur i la aty dhe dëshiroi të kthehej prapa, ajo iu afrua atij dhe e kapi për rroba e i tha: "O Ibrahim, ku po shkon, e ne po na lë këtu pa ujë, bukë e pa shtëpi?" Ai nuk iu përgjigj asgjë. Ajo e pyeti disa herë, por ai nuk iu përgjigjej fare, pastaj ajo iu drejtua me fjalët: "A të ka urdhëruar Allahu që të veprosh kështu?" Po, tha Ibrahimi a.s.. "Atëherë, ne nuk do të jemi të humbur, tha ajo."[1]

Ibrahimi a.s. largohej derisa arriti te një kthesë derisa nuk mund të shihej më. Aty u kthye kah Qabeja, i ngriti duart dhe filloi të lutej me këto fjalë: **"***O Zoti ynë! Unë i kam vendosur disa pasardhës të mi në një luginë ku nuk mbillet asgjë te Tempulli yt i Ndershëm, në mënyrë që ata, O Zoti ynë, të falin namazin andaj bëj që zemrat e njerëzve të priren kah ata dhe furnizoji ata me fruta, që te jenë mirënjohës.***"**[2]

E ëma vazhdonte t'i jepte gji Ismailit a.s., dhe të pinte nga uji që kishte mbetur, kur u është mbaruar uji që e kishin me vete, ata i mori etja.

Ajo filloi ta shihte Ismailin duke u përpëlitur në agoni, ajo e la aty dhe filloj të kërkonte ndonjë njeri nëse e sheh kështu që tu ndihmojë, mirëpo nuk pa asnjë njeri atypari. Andej, jo njeri por as edhe një zog nuk fluturonte! Askund nuk dukej ndonjë shenjë jete! Mirëpo, kur ndodhej në maje të Mervës, pasi nuk gjeti asgjë Haxherja shkoi pranë djalit të saj dhe, për çudi, pa se nga vendi ku ndodhej thembra e këmbës së djalit të saj kishte shpërthyer ujë. Ajo e falënderoi Zotin për atë gëzim të madh. Nga frika se mos mbaronte, bëri një hauz prej rëre dhe ujit i tha *zem, zem* (Qëndro, qëndro).[3]

Ajo filloi të bënte diçka si pellg rreth tij dhe filloi të mbushte me duar çantën e saj prej lëkure, uji po rridhte, pasi ajo kishte marr pak për vete dhe për djalin e saj. Meleku i tha asaj: "Mos ki frikën se do të braktisesh pasi kjo është Shtëpia e Allahut, e cila do të ndërtohet nga ky djalë dhe babai i tij, se Allahu kurrë nuk i braktis njerëzit e Tij."

Shtëpia (Qabeja) në atë kohë ishte në një vend të ngritur që i ngjasonte një kodrine dhe kur vinin përrenjtë, ata rridhnin në të djathtë dhe në të majtë të saj.

## Rihapja e pusit

Kur në Gadishullin Arabik u shfaq idhujtaria dhe njerëzit iu larguan mësimeve të Pejgamberit Ibra-



him a.s., burimi i Zemzemit shteroi. Abdulmutalibit, gjyshit të Muhamedit a.s., i është urdhëruar në ëndërr që të hapë pusin Zemzem, dhe i është dëftuar vendi ku duhej gropuar. Gjatë gropimit hasi në sende, të cilat i kishin fshehur xherahimët kur patën ikur nga Meka, gjeti shpata, stoli dhe dy kaproj prej ari. Me shpatat stolisi portën e Qabesë, e muroi pusin dhe hapësirën përreth tij për haxhilerët. Kur u zbulua pusi Zemzem, kurejshitët u grindën me Abdulmutalibin duke thënë: "Ne duam të marrim pjesë me ty", e ky u përgjigj: "Kurrsesi, unë jam i zgjedhuri për këtë punë". Ata nuk e lënë të qetë derisa e nxorën para gjyqit te magjistari nga Beni Seadët. Ende pa u kthyer në shtëpi, këta gjatë rrugës hasën në shenja, të cilat paralajmëronin se Abdulmutalibi kishte të drejtë u betua dhe tha: Në qoftë se Zoti i dhuron dhjetë djem e ai jeton gjersa ata të rriten e ta ndihmojnë, do ta flijoj njërin prej tyre para Qabesë.

## Të veçantat e ujit të Zemzemit

Uji i Zemzemit dallon nga ujërat e tjera për nga sasia e kripërave të kalciumit dhe të magnezit. Këto kripëra janë pak më shumë në ujin e Zemzemit sesa në ujërat e tjera. Ndoshta, kjo mund të jetë arsyeja që ky ujë i freskon haxhilerët e lodhur. Por, një e mirë tjetër e ujit të Zemzemit është se ai përmban fluorite, të cilat kanë veprim të frytshëm mikrobevrasës. Pusi i Zemzemit nuk është tharë asnjëherë. Përkundrazi, ai i ka plotësuar gjithmonë nevojat për ujë. Ai ka ruajtur gjithmonë të njëjtën përbërje kripërash dhe të njëjtën shije, qëkur ekziston. Që ky ujë pihet, njihet botërisht, sepse haxhilerët nga e tërë bota e vizitojnë Qabenë çdo vit për Haxh dhe për Umre, dhe asnjëherë nuk janë ankuar për të. Përkundrazi ata janë kënaqur gjithmonë me të. Joshja e ujit të Zemzemit ka qenë dhe është gjithmonë universale.

Zemzemi asnjëherë nuk është trajtuar kimikisht dhe asnjëherë nuk është klorinuar, siç ndodh me ujërat e qyteteve. Zakonisht, në shumicën e puseve ka rritje biologjike dhe bimësi (alga etj.). Kjo e bën ujin e tyre të papëlqyeshëm në shije dhe në erë. Por, me pusin e Zemzemit nuk ndodh kështu. Aty asnjëherë nuk ka pasur shenja rritjesh biologjike. Për ujin e Zemzemit Pejgamberi s.a.v.s., thotë: "Uji i Zemzemit është përmbushës i atij qëllimi për të cilin pihet."

Disa nga dijetarët e shquar të Islamit për ujin e Zemzemit kanë thënë si në vijim:

Ibën Ebi Xhemreh ka thënë: "Muhamedi a.s., është pastruar me ujin e Xhenetit për faktin se uji i Zemzemit bazën e ka në Xhennet e më pas është përqendruar si burim në tokë.

Suhejliu ka thënë: "Meqë Zemzemi buroi si rezultati i gropimit të Xhibrilit a.s, për nënën e Ismailit a.s., u përshtatet faktit se Muhamedi a.s., nipi i Ismailit a.s., është pastruar me këtë ujë me rastin e takimit me këtë melek dhe bisedimit që kishte më të.

Shejhul-islami Siraxhuddin el Belkini ka thënë: "Uji i Zemzemit është më i mirë sesa uji i Keutherit ngase me të është pastruar gjoksi i Pejgamberit a.s.. Zemzemi është uji më i mirë në faqen e dheut. Taberaniu transmeton në *El-Kebir* dhe në *El-Eusat* dhe Ibni Hibbani, i cili e ka cilësuar si autentik, se Pejgamberi s.a.v.s., ka thënë: "Uji më i mirë në faqen e dheut është uji i Zemzemit; në të ka ushqim që të ngop dhe shërim nga sëmundja." Është vërtetuar se, bazuar në këtë hadith autentik, uji i zemzemit është ushqim, pije dhe shërim.

Ibnul-Kajjimi ka thënë: "Uji i Zemzemit është uji më i mirë, më me vlerë, më i ndritshmi, më i dashuri te shpirti, më i shtrenjti dhe më i çmuari te njerëzit."

Uji i Zemzemit është gropuar nga Xhibrili a.s., dhe është ofruar si pije nga Allahu xh.sh., për Ismailin a.s.. Është ushqim i të uriturit, shërim-ilaç i të sëmurit, uji i tij është favorizuar edhe mbi atë të Keutherit meqë me të është pastruar zemra e Pejgamberit a.s.. Shejhul-islami Siraxhuddin el-Belkini ka thënë: "Uji i Zemzemit është më i mirë sesa uji i Keutherit ngase me të është pastruar gjoksi i Pejgamberit s.a.v.s..

Ndërsa, përkitazi me atë se është ushqim me shije, pra ushqim që të ngop, kjo është një gjë e ditur. Ka thënë Ibën Abasi r.a., siç rrëfen Abdurr-Rrezzaku në *Musnedin* e tij, se ujin e Zemzemit e quanim ngopës, e llogaritnim si idare (furnizim) të mirë për familje. Një gjë e tillë është vërtetuar edhe në rrëfimin e Ebu Dherrit kur kishte ardhur në Mekë, tha: "Erdha te Zemzemi dhe pastrova gjakun nga plagët dhe piva nga uji i tij. O nipi im, kam qëndruar tridhjetë ditë e net pa pasur asnjë ushqim përveç ujit të zemzemit. Fitova peshë aq shume saqë barku m'u bë palë-palë dhe në mëlçitë e mia nuk ndieja dobësi të urisë…" Erdhi Pejgamberi, s.a.v.s., dhe tha: Prej kur je këtu? Jam këtu qysh tridhjetë ditë. Kush të ka ushqyer? - më pyeti. Nuk kam pasur ushqim tjetër përveç Zemzemit dhe ja, kam fituar peshë aq sa barku më është bërë palë-palë dhe nuk ndiej dobësi urie në mëlçinë time - ia ktheva. Pejgamberi s.a.v.s. tha: "Ai ujë është i bekuar, ai është ushqim ngopës."

Gjithashtu nëna e besimtarëve, Aishja r.a., thotë se Muhamedi a.s., gjithmonë bartte ujë Zemzemi me veti.

Muxhahidi ka thënë: "Nëse e pi ujin e zemzemit që të shërohesh, të shëron Allahu, nëse e pi që të ngopesh, të ngop Allahu me të, nëse e pi që ta largosh etjen, ta largon Allahu atë."

Sheukaniu ka thënë: Në këtë ka dëshmi se uji i zemzemit bën dobi për çdo gjë për hir të së cilës e pi njeriu atë, pa marrë parasysh se a bëhet fjalë për gjëra të dynjasë apo të ahiretit.

Mu për këtë, një grup dijetarësh e kanë pirë ujin e Zemzemit për gjëra që do t'i përmendim:

- Ibni Mubareku e pinte që të mos etej në Ditën e Kiametit.
- Hakimi e pinte që të shkruante (përpilonte libra) mirë.
- Ibni Huzejme e pinte që të përfitonte dituri të dobishme.
- Ibni Ujejne ua rrëfente nga 100 hadithe atyre që pinin ujë Zemzemi.
- Ibni Haxheri e pinte që ta arrinte pozitën e Dhehebiut në nxënien përmendsh të haditheve.
- Sujutiu e pinte që të arrinte gradën e Siraxh el-Belkinit në fikh dhe Ibni Haxherit në hadith.

*1. Hafidh ibën Kethiri, "Rrëfime për të dërguarit e Allahut", Prishtinë, 2007, f. 164. 2. Ibrahim 37. 3. Osman Nuri Topbash, "Vargu i profetëve", Stamboll, 2005, f. 193.*

# Myftiu Tërnava vizitoi për ngushëllime familjen Abazi në Livoq të Gjilanit

Më 2 dhjetor, kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, i shoqëruar nga një pjesë e kabinetit të tij, qëndroi për ngushëllime në familjen Abazi në fshatin Livoq të Gjilanit, e cila humbi dy djemtë e saj në tërmetin e 26 nëntorit në Durrës të Shqipërisë.

Me këtë rast Myftiu Tërnava ngushëlloi nga afër familjen Abazi, si dhe u premtoi atyre kujdes, ndihmë dhe përkrahje nga Bashkësia Islame e Kosovës. Po ashtu Tërnava në emër të Kryesisë së BIK-ut u premtoi 5000 euro ndihmë financiare. *(R.S)*



# Myftiu Tërnava priti në takim ambasadorin e Britanisë së Madhe në Kosovë, Nicholas Abbott

Më 3 dhjetor, Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava ka pritur ambasadorin britanik në Kosovë, Nicholas Abbott. Myftiu Tërnava duke i dëshiruar mirëseardhje ambasadorit Nicholas Abbott me këtë rast, falënderoi Britaninë e Madhe dhe të gjithë partnerët ndërkombëtarë që kanë kontribuar në ndërtimin e shtetit të pavarur, sovran dhe demokratik të Kosovës.

Ai më pas e ka njohur ambasadorin me organizimin dhe punën e BIRK-ut si dhe angazhimin dhe përkushtimin e këtij institucioni që Kosova të vazhdoj të jetë një vend ku të gjitha komunitetet fetare respektojnë, duanë njëri tjetrin dhe jetojnë në harmoni të plotë fetare, ku shqiptarët janë model në këtë çështje.

Nga ana e tij Ambasadori i Britanisë së Madhe, Nicholas Abbot, ka shprehur kënaqësinë e tij për mikpritjen, dhe ka falënderuar myftiun Tërnava dhe BIRK-un për kontributin që po jep që Kosova të jetë një vend i respektit, tolerancës dhe harmonisë ndërfetare.

Ai edhe një herë ka konfirmuar se Britania e Madhe edhe më do të ofrojë përkrahje për të gjitha komunitetet në Kosovë, të jetojnë në paqe, mirëqenie e prosperitet. *(R.S).*



# Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës mbajti mbledhjen e radhës

Me 5 dhjetor Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës mbajti mbledhjen e rregullt, të cilën e hapi dhe e kryesoi kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava. Ai fillimisht falënderoi anëtarët e Kryesisë për angazhimin dhe aktivitetet që janë duke i bërë në terren. Në këtë mbledhje në rend dite ishte parapërgatitja për mbajtjen e mbledhjes së Kuvendit të Bashkësisë Islame të Kosovës, aprovimi i Projekt-buxhetit për vitin 2020 dhe raporti i Haxhit 2019. Më pas, Kryesia shqyrtoi disa lëndë dhe mori vendime në kompetencë të saj, si dhe u diskutua për çështje të ndryshme. *(R.S)*




# Myftiu Tërnava qëndroi në Emiratet e Bashkuara Arabe

Me 8 dhjetor Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava qëndroi për një vizitë zyrtare në Abu Dhabi, në kryeqytetin e EBA-së. Gjatë ditës së parë, kryetari i BIK-ut vizitoi ambasadën e Kosovës në Abu Dhabi. Delegacionini i BIK-ut u prit nga ambasadori z. Avni Arifi, i cili falënderoi Myftiun Tërnava për vizitën në ambasadë dhe e njohu me punën dhe stafin e ambasadës.



Nga ana e tij, Myftiu Tërnava e falënderoi ambasadorin për mikpritjen dhe e njohu me aktivitetet dhe kontributin e BIK-ut në jetën fetare në Kosovë. Gjithashtu ai e njohu ambadadorin me vizitën të cilën po e zhvillon në EBA.

Myftiu Tërnava, i shoqëruar nga anëtari i Kryesisë së BIK-ut Ahmet ef. Rama dhe shefi i kabinetit mr. Besim ef. Mehmeti, do të marrin pjesë në forumin e gjashtë për promovimin e paqes në shoqëritë islame, cili i hap punimet nesër në Abu Dhabi dhe i cili mbahet nën patronatin e ministrit të MPJ-së, sheikut Abdullah bin Zajed. Forumi global i këtij viti po mbahet me titullin “Roli i feve në përforcimin e tolerancës, nga mundësia në imperativ (domosdoshmëri)”

Gjatë dy ditëve sa do të zgjasë forumi, në të do të marrin pjesë myftinj, ministra, liderë fetarë dhe studiues nga 140 vende të ndryshme të botës, të cilët do të shpalosin studimet e tyre si dhe do të diskutojnë për metodologjinë dhe për mundësinë e krijimit të një aleance virtytesh për të arritur një diskurs botëror të miqësisë dhe bashkëpunimit të ndërsjellë, bazuar në vlerat dhe virtytet e përbashkëta dhe në përforcimin e tolerancës fetare. *(R.S.B.M)*

# Myftiu Tërnava mori pjesë në Forumin e gjashtë për Promovimin e Paqes në Shoqëri Myslimane

Me 8 dhjetor, në Abu Dhabi, filloi punimet Forumi i gjashte për Promovimin e Paqes në Shoqëri Myslimane. Forumi global i këtij viti po mbahet me titullin "Roli i feve në përforcimin e tolerancës, nga mundësia në imperativ (domosdoshmëri)" cili po organizohet nen patronimin e Ministrit të Punëve të Jashtme të Emirateve të Bashkuara Arabe sheiku Abdullah biz Zajed.

Në këtë forum po marrin pjesë ministra, myftinj, dijetarë, mendimtarë dhe zyrtarë të shumë shteteve nga mbarë bota. Në këtë forum ka marrë pjesë edhe kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, myftiu Naim ef. Tërnava.

Në ceremoninë e hapjes foli Ministri i tolerancës ne EBA sheiku Nahjan Mubarek Al Nahjan. Ai fillimisht iu dëshiroj mirëseardhje të pranishmeve në shtetin e tolerancës EBA, duke shtuar se "Bashkëjetesa, toleranca është praktikumi i vërtet dhe i drejt i mësimeve fetare të fesë tonë të lartësuar, toleranca me të gjithë pa dallim rase, feje, gjuhe, ngjyre, pozite dhe mundësie materiale. Ky është parimi të cilin e praktikojnë dhe e kultivojnë udhëheqësit e EBA-së në të gjitha nivelet. Ai theksoi se ky takim global është shumë i rëndësishëm në nivel global nga se këtu po takohen liderët fetar nga të gjitha anët e botes të cilët munden dhe duhet ta fuqizojnë tolerancën ndërfetare. Ai shtoi se EBA janë të përkushtuara në përforcimin e tolerancës dhe bashkëjetesës dhe marrëdhënieve në të gjitha shoqëritë në botë. Në vazhdim fjalën e mori Kryetari i Këshillit të Fetvave në EBA, njëherazi edhe kryetari i Forumit për promovimin e Paqes dijetari i mirënjohur Abdullah bin Beja për të paraqitur para të pranishmëve kornizën e këtij takimi global.

Ai theksoi se emërtimi i këtij viti 2019 në EBA si "Vit i tolerancës" nga kryetari i shtetit Sheiku Al Khalifa, ishte një nxitje për forumin për të titulluar këtë forum këtë vit " Rroli i feve në përforcimin e tolerancës fetare nga mundësia ne obligim".

Duke theksuar nevojën e hulumtimeve, analizave, dhe paraqitjeve të botëkuptimeve të drejta rreth tolerancës fetare. Është obligim parësor i të gjithë liderëve fetar të familjes së feve abrahamike të njihen, ofrohen dhe respektohen mes veti. Sepse Allahu na urdhëron duke theksuar ajetin kuranor "O ju njerëz ne ju krijuam nga një mashkulli dhe një femre dhe ju bëmë juve popuj dhe fise për tu njohur mes veti, me të vërtet më i miri nga ju tek Allahu është ai i cili është më i devotshmi." Andaj ky takim ka për synim paraqitjen e drejtë të botëkuptimeve praktike, reale dhe thelbësore të respektimit, bashkëjetesës dhe tolerancës.

Nga ky forum sot po nxjerrim paktin e "Aleancës se re të virtyteve" duke kërkuar nga ju që ta nënshkruajmë dhe ta shpërndajmë në shoqëritë tona duke u munduar fuqizimin e parimeve të cekura në të, dhe të cilat synojnë mirëqenien dhe tolerancën në të gjitha shoqëritë në botë.

Në sesionin e hapjes të pranishmeve ju drejtuan zv. Presidenti i Nigeris z. Yemi Osinbajo,

Sekretari Gjeneral i Ligës së Botës Islame (RABITAS) dr. Abdul Kerim Al Isa.

Pastaj dr. Nur Al Hak Kadri Ministri Federal për Çështje Fetare dhe harmonisë mes religjioneve në Pakistan. Ministri i Çështjeve Fetare i Egjiptit dr. Muhamed Muhtar Xhuma.

Dr. Abdullah Al Matuk Këshilltari i Emrit të Kuvajtit, njëherazi këshilltar special i SGJ të OKB.

Pastori dr. Bob Roberts themeluesi dhe kryetari i kishës Northvood në SHBA, Rabini Bruce Lustig nga Uashingtoni, Imami Muhamed Maxhid nga shoqëria myslimane ADAMS në Amerikë. Të pranishmeve ju drejtua me një video mesazh edhe Ambasadori Amerikan i ngarkuar me Liritë nder fetarë ndërkombëtare Sam Brovnbak.

Në këtë forum po marrin pjesë ministra, myftinj, dijetarë, mendimtarë dhe zyrtarë të shumë shteteve nga mbarë bota. Në këtë forum po merr pjesë edhe Myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava. *(R.S. B.M).*



## Vizita në Fondacionin "Sheik Zayed Al Nahjan"

Me 11 dhjetor, gjatë qëndrimit në Abu-Dhabi, Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Ternava vizitoi Fondacionin " Zayed bin Sulltan Al Nahjan për bamirësi dhe humanitet", ku u prit nga drejtori gjeneral, Hamed Salem bin Kerdov Al Amiri.

Nikoqiri falënderoi Myftiun për vizitën duke theksuar se e çmon lartë këtë vizitë dhe e vlerëson shumë bashkëpunimin me BIRK-un.

Nga ana e tij Myftiu Tërnava falënderoi nikoqirin për mikpritjen dhe e njohu me prosperiterin dhe zhvillimet në Kosovë duke theksuar nevojën e përkrahjes së zhvillimit të Kosovës në fusha të ndryshme. Gjatë takimit të dy palët u dakorduan për thellim të bashkëpunimit, veçmas në realizimin e projekteve vakëfore për nevoja të BIRK-ut. Gjithashtu Myftiu Tërnava falënderoi nikoqirin për përkrahjen e EBA – së për ndërtimin e spitalit të Vushtrrisë, si dhe realizmin e projekteve të tjera në fusha të ndryshme. *(R.S.B.M).*



## Myftiu Tërnava u prit në takim nga Mirza As Saeg

Më 13 dhjetor, kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava dhe delegacioni që po e shoqëron, zhvilluan një takim me Dr. Mirza As Saeg, anëtar i Këshillit Drejtues të Fondacionit Al Maktoum, si dhe shef i kabinetit të ministrit të Financave të Emirateve të Bashkuara Arabe( EBA). Myftiu Tërnava falënderoi nikoqirin për mikpritjen dhe falënderoi qeverinë e EBA-së për përkrahjen ofruar Kosovës. Myftiu e njohu nikoqirin me ecurinë e projekteve të realizuara në Kosovë në bashkëpunim me BIRK-un duke veçuar me falënderim ministrin e Financave të EBA-së, sheikun Hamdan bin Rashed Al Mektum, për përkrahjen e ofruar BIRK-ut në realizimin e projekteve të ndryshme. Myftiu ftoi z. Mirza për një vizitë në të ardhmen e afërt Kosovës. Nga ana e tij, nikoqiri falënderoi Myftiun Tërnava për vizitën duke konfirmuar qëndrimin zyrtar të EBA-së dhe vazhdimësinë e përkrahjes së Kosovës, si dhe cilësoi marrëdhëniet mes dy vendeve si të shkëlqyeshme. Myftiu Naim ef. Tërnava në këtë takim ishte i shoqëruar nga anëtari i Kryesisë Ahmet ef. Rama dhe shefi i kabinetit Besim ef. Mehmeti.. *(R.S.B.M).*



# Myftiu Tërnava priti në takim komandantin e ri të KFOR-it në Kosovë, gjeneralmajorin Michele Risi

Me 16 dhjetor, kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, priti në takim komandantin e ri të KFOR-it në Kosovë, gjeneralmajorin Michele Risi. Myftiu Tërnava pasi i dëshiroi mirëseardhje mysafirit, fillimisht i dëshiroi sukses në detyrën dhe përgjegjësinë që ka marrë, më pas e njohu atë me zhvillimin e jetës fetare në vend dhe me institucionet e BIRK-ut, duke potencuar se organet e BIRK-ut vazhdimisht janë të përkushtuar për një Kosovë, qytetarët e së cilës të bashkëjetojnë në dashuri e harmoni ndërfetare e tolerancë, të cilën e kanë kultivuar prej shekujsh. Po ashtu Myftiu Tërnava theksoi respektin dhe mirënjohjen që gëzojnë forcat e KFOR-it te të gjithë qytetarët e Kosovës. Ai në këtë vazhdë tha se kemi ndërtuar traditë të marrëdhënieve të mira dhe bashkëpunimit me KFOR-in. Nga ana e tij, komandant i ri i KFOR-it në Kosovë, gjeneralmajori Michele Risi falënderoi Myftiun për pritjen e ngrohtë dhe për angazhimin e tij personal dhe të Bashkësisë Islame për mbajtjen dhe kultivimin e vetëdijes për paqen, harmoninë ndërfetare, tolerancën dhe për bashkëjetesën qytetare. Ai në fund tha se NATO-ja në Kosovë është e përkushtuar për të krijuar siguri për të gjithë qytetarët dhe se misioni i saj si një forcë e besueshme është për ruajtjen e sigurisë në Kosovë. *(R.S).*



# U promovua libri "Baladë Muhaxhire" i autorit Nimon Muçaj

Me 17 dhjetor, në sallën e konferencave të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, sot u promovua libri "Baladë Muhaxhire" i autorit Nimon Muçaj. Në këtë promovim morën pjesë kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim Tërnava me bashkëpunëtorë, profesorë, studiues, intelektualë, dashamirë të librit e të kulturës, si dhe shumë të ftuar të tjerë.

Në fjalën e tij përshëndetëse, Myftiu Tërnava përgëzoi autorin e librit, "Baladë Muhaxhire" e Nimon Muçaj, për botimin e këtij libri, duke theksuar se kjo vepër do të pasurojë bibliotekat tona. Autorit i dëshiroi shëndet e mbarësi me shpresën se edhe në të ardhmen do të na begatojë me kontribute të tjera, kurse të pranishmit i falënderoi për kohën e çmuar që kishin ndarë! "Botimin e romanit 'Baladë muhaxhire' e konsiderojmë si një mirënjohje për autorin dhe si një shlyerje borxhi e si një përkujtim – qoftë edhe në këtë masë, – për të gjithë ata shpirtra të vuajtur të cilët me dhunë u detyruan t'i lëshonin vatrat e tyre dhe gjithçka tjetër që kishin. Po ashtu e konsiderojmë edhe si një ndihmesë shtesë për brezat e ardhshëm për ta njohur, kujtuar dhe për të mos e harruar të kaluarën tonë…",- theksoi Myftiu Tërnava.

Fjalë promovuese mbajtën dr. Hysen Matoshi dhe dr. Emin Kabashi. "Romani 'Baladë Muhaxhire' i autorit Nimon Muçaj përbën një përpjekje të rrallë ndër ne për trajtimin artistik të plagëve më të madhe të botës shqiptare në dy shekujt e fundit, dëbimi nga vatrat stërgjyshore. Romani është konceptuar në trajtën e rrëfimit kronologjik plotësuar me reminishenca të shumta e rrëfime paralele me ngjarje të përjetuara dhe të ritreguara nga perspektiva të ndryshme narrative. Përjetimi është shpërfaqje e botës emocionale e artistike një përthyerje interesante autoriale e dhimbjes së përjetuar në kujtesën kolektive për pjesën e humbur të atdheu"-tha prof. dr. Matoshi njëherit edhe redaktor i romanit.

Kurse referuesi tjetër i këtij romani Dr. Emin Kabashi duke folur për vlerat letrare të këtij romani tha se ndër karakteristikat që e bën të

veçantë strukturën e romanit është përmasa e hapësirë të rrëfimit të ngjarjeve. Janë dy tri kaza, dy tri vilajete, dy tri kontinente nëpër të cilat lëvizin personazhet e romanit të tij nëpër të cilin shtrihet rrëfimi i ngjarjeve që e bënë strukturën e romanit. "Lexuesi i këtij romani ndoshta për herë të parë në gjuhen shqipe edhe në romanin shqiptar përballet me një temë po thuajse të pa trajtuar fare në këtë letërsi. Tragjedia e zhbërjes së pjesës lindore të tokave shqiptare qoftë edhe në trysninë e sistemeve shoqërore në atdheun tonë e ka lënë në harresë si dëshmi artistike njërën nga ngjarjet më tragjike të historisë sonë kombëtare. Nimon Muçaj meriton respekt për gjetjen e temës, për mënyrën e trajtimit si dhe për mbar shtrimin artistik të saj" - shtoi ai.

Drejtori për Shtyp Veprimtari Botuese dhe Kulturë z. Ramadan Shkodra foli për veprimtarinë e kësaj shtëpie botuese, duke potencuar mes të tjerash se deri më tani janë botuar mbi 200 tituj nga fusha të ndryshme fetare, si nga jurisprudenca, historia dhe qytetërimi islam, tefsiri, hadithi dhe fusha të tjera. Krahas këtyre librave kemi botuar edhe një sërë monografish dhe botimesh të veçanta me vlerë për historiografinë, kulturën, gjuhësinë dhe letërsinë shqipe. Drejtori Shkodra falënderoi Myftiun Tërnava për mbështetjen e vazhdueshme që po jep për botimin e librave fetarë e shkencorë, duke u zotuar se edhe në të ardhmen do të botojnë vepra të këtilla në interes të fesë dhe shkencës. Pjesë nga romani lexuan aktoret e njohura Muradije Muriqi dhe Safete Rogova. Në fund autori Nimon Muçaj mori fjalën duke falënderuar Myftiun Tërnava, shtëpinë botuese "Dituria Islame" për botimin e kësaj vepre si dhe të gjithë pjesëmarrësit. Libri gjendet në librarinë "Dituria Islame" në objektin e Kryesisë së BIRK-ut si dhe në zyrat e Këshillave të Bashkësisë Islame të Kosovës nëpër komuna gjithandej. Promovimi i këtij libri u çmua shumë, si një pasuri e letërsisë sonë për brezat e ardhshme që do ta shfrytëzojnë atë dhe do ta ruajnë në kujtesën historike të kaluarën dhe peripecitë e popullit tonë. *(R.S).*






**Naim ef. Tërnava**

# Shpërngulja masive me dhunë e shqiptarëve, politikë shkombëtarizuese

*Të nderuar drejtues të institucioneve të Bashkësisë Islame të Kosovës,*

*Të nderuar dashamirë të fjalës së shkuar,*

*I nderuar z. Nimon Muçaj,*

*Të nderuar referues,*

*Të nderuar të pranishëm,*

*Vëllezër e motra!*

Më lejoni që t'ju përshëndes dhe t'ju falënderoj për praninë tuaj në këtë aktivitet të veçantë të Kryesisë së BIK, i cili organizohet me rastin e promovimit të veprës letrare "Baladë muhaxhire" të autorit, poetit, dramaturgut, regjisorit e njeriut të letrave shqipe, Nimon Muçajt.

E konsiderojmë të veçantë këtë aktivitet sepse organizohet me një rast të veçantë për një vepër që për subjekt ka një ngjarje historike sa të veçantë po aq edhe të dhimbshme.

*Të nderuar pjesëmarrës*

Bashkësia Islame e Kosovës, krahas shumë aktiviteteve të saj, sikurse dihet, për afro shtatë dekadash ka edhe veprimtarinë e saj botuese, përmes së cilës ka bërë një punë të madhe në ofrimin e veprave të fushave e disiplinave të ndryshme në gjuhën shqipe, fillimisht me botimet themelore për fenë islame e deri në botime disa vëllimesh të veprave kapitale, pa lënë anash këtu edhe veprat nga historia, kultura, gjuha etj.

Kjo veprimtari në kuadër të BIK, me kalimin e viteve, është rritur dhe zhvilluar në bazë të kërkesave të besimtarëve të saj dhe masës së gjerë të lexuesve, aq sa sot Bashkësia Islame, respektivisht Shtëpisë Botuese "Dituria Islame", numëron të botuara mbi 200 vepra të fushave e disiplinave të ndryshme dhe botimin e periodikut të saj.

Në vazhdën e kësaj veprimtarie është edhe botimi i romanit "Baladë muhaxhire" i autorit Nimon Muçaj, të cilin po e promovojmë sot.

*Të nderuar pjesëmarrës*

Shpërngulja masive me dhunë e shqiptarëve nga Sanxhaku i



Nishit dhe viset tjera përreth, dihet mirëfilli se lidhet me procesin e politikës shkombëtarizuese që ndiqnin qarqet drejtuese serbe të Beogradit ndaj popullatës autoktone në këto vise dhe me pretendimet territoriale të serbëve në dëm të tokave shqiptare dhe popullatës së tyre.

Kështu, me shkëputjen e sanxhakut të Nishit nga trungu i vilajetit të Kosovës, vetëm gjatë vitit 1877/78, sipas studiuesve të historisë, statistikat e botuara deri më tani flasin për spastrimin e më se 1.000 vendbanimeve shqiptare, dhe për dëbimin e më se 200.000 shqiptarëve. Dhe jo vetëm kaq, por gjatë viteve 1877/78 ushtria serbe përveç shqiptarëve të Saxhakut të Nishit, po ashtu kishte dëbuar nga vatrat e veta edhe shqiptarët dhe popullsinë myslimane të etniteteve të tjera edhe nga Saxhaku i Jeni-Pazarit dhe nga Mali i Zi.

Shumica e këtyre të shpërngulurve u vendosën aty ku munden dhe aty ku i hodhi vala, brenda trojeve tona shqiptare dhe Turqi duke u gjetur kështu në një pozitë shumë të vështirë shpirtërore, sociale dhe ekonomike.

Ndonëse për shpërnguljen me dhunë të kësaj popullate nga sanxhaku i Nishit dhe nga vise të tjera dhe për vendosjen e tyre në Kosovë dhe më gjerë, tek ne nuk është shkruar mjaftë, megjithatë, për këtë plagë të rëndë të një dege të madhe të shkëputur nga trungu i saj mendojmë se duhet të bëhet edhe më shumë dhe kjo tragjedi e jona të kundrohet në shumë aspekte, pra edhe nga aspekti artistikë-letrar siç është edhe vepra "Baladë muhaxhire" e autorit Nimon Muçaj, e cila në dijeninë tonë, paraqet ndër përpjekjet e para të trajtimit të kësaj tematike nga aspekti artistikë-letrar, e që është një e arritur për autorin, po edhe për botuesin.

Meqë për vlerat e këtij romani do të flasin referuesit në vazhdim, studiuesit e shquar të letërsisë, mua nuk më mbetet gjë tjetër përveç se të them dhe të konstatoj se Bashkësia Islame e Kosovës, përkatësisht shtëpia e saj botuese "Dituria Islame" ka pasur për nder dhe kënaqësi që ta botoj këtë vepër, si dhe të premtoj se edhe në të ardhmen BIK do të vazhdojë të përkrah botimin edhe të veprave të tjera të karakterit historiko letrar.

Bashkësia Islame e Kosovës, botimin e romanit "Baladë muhaxhire" e konsideron si një mirënjohje për autorin dhe si një shlyerje borxhi e si një përkujtim - qoftë edhe në këtë masë, - për të gjithë ata shpirtra të vuajtur të cilët me dhunë u detyruan t'i lëshonin vatrat e tyre dhe gjithçka tjetër që kishin. Po ashtu e konsideron edhe si një ndihmesë shtesë për brezat e ardhshëm për ta njohur, kujtuar dhe për të mos e harruar të kaluarën tonë.

Dhe në fund fare, falënderoj të gjitha ata që kontribuuan që kjo vepër të realizohet dhe të pasurojë bibliotekat tona!

Autorit shëndet e mbarësi me shpresën se edhe në të ardhmen do të na begatojë me kontribute të tjera, kurse juve të pranishëm ju falënderoj për kohën tuaj të çmuar që keni ndarë!

Ves-selamu alejkum!

*Myftiu i Kosovës*
*Prishtinë, 17.12.2019*

*(Fjala e Myftiut të Kosovës, Naim ef. Tërnava me rastin e promovimit të romanit "Baladë muhaxhire" të autorit Nimon Muçaj*



Hysen Matoshi

# Tragjedia kombëtare e identitare e muhaxhirëve shqiptarë

Romani i Nimon Muçajt "Baladë muhaxhire" përbën një përpjekje, ndër të rrallat ndër ne, për trajtimin artistik të plagës më të madhe të botës shqiptare në dy shekujt fundit – dëbimin nga vatrat stërgjyshore. Romani është konceptuar në trajtë të rrëfimit kronologjik, të plotësuar me reminishenca të shumta e rrëfime paralele, me ngjarje të përjetuara dhe të ritreguara nga perspektiva të ndryshme narrative.

Syzheu, si lëndë fabulative, është marrë nga historia, ndërsa përjetimi është shpërfaqje e botës emocionale e artistike, një përthyerje interesante autoriale e dhimbjes së përjetësuar në kujtesën kolektive për pjesën e humbur të atdheut. Dëshmitë e ruajtura në kujtesën muhaxhire dhe të ricikluara si fatkeqësi gjithëkombëtare, madje edhe në fundin e shekullit XX, veçse tani në trajtën moderne gjuhësore – që si fatkob përmblidhet në statusin e refugjatit, vijnë në një format rrëfimi mjeshtëror e shpirtëror. Përveç aspektit të qartë historik të lëndës, romani përmban edhe një varg përbërësish etnokulturorë, ndërkulturorë, fetarë, krahinorë etj. dhe, si i tillë, zgjon interesimin shumëplanësh të lexuesit.

Tragjedia kombëtare e identitare e muhaxhirëve shqiptarë, të dëbuar pas vendimeve të Kongresit të Berlinit, e ndërlidhur kuptimshëm edhe me tragjedinë e çamëve të arealit shqiptar jugor, përbën interesimin themelor autorial. Nimon Muçaj ka bërë një përpjekje që këtë zhvillim historik ta përjetësojë në një trajtë artistike. Edhe pse muhaxhirët shqiptarë kanë qenë objekt i shqyrtimeve të ndryshme shkrimore, veçmas në sferën e trajtesave shkencore, duhet thënë se letërsisë sonë dhe përgjithësisht arteve shqiptare, u mungojnë veprat dhe sidomos kryeveprat që përmbajnë këtë tematikë. Prandaj, kundruar në këtë prizëm, romanin "Baladë muhaxhire" duhet parë si një kontribut me vlerë përtejletrare, si një thirrje ndërgjegjes sonë



për të përjetësuar artistikisht dhe për të memorizuar një dimension të veçantë të historisë tragjike të shqiptarëve. Kjo disi shkon ndesh prirjes sonë të përgjithshme që të trajtojmë ngjarje e personalitet zulmëmëdha e heroike të historisë sonë.

Nisur nga fakti se romani si dorëshkrim m'u ofrua me titullin "Baladë për Prokuple dhe Nish", pata propozuar titullin që ka tani kryesisht për faktin se baladat, si shpërfaqje e përbërësve mbizotërues lirikë, lidhen kryesisht me heronjtë e tyre, pra me personazhet dhe jo me vendndodhjet e ngjarjeve, të cilat, madje edhe në këtë format fabulativ, kapërcejnë toponimet e përmendura, duke përfshirë histori tragjike muhaxhire të viseve të ndryshme shqiptare, të cilat, sikundër del nga lënda rrëfimore, dëbimin e kishin vetëm aktin e parë të vuajtjes, ngaqë danga e vuajtjes shpirtërore të muhaxhirit do t'i shoqëronte gjatë gjithë jetës.

Dimensionin e ndodhive tronditëse të këtij romani e kam pasur të njohur që si fëmijë. Ndoshta është më mirë të them se e kam mësuar nga rrëfimet e të parëve të mi muhaxhirë, të cilët asnjëherë nuk u pajtuan për faktin se u detyruan të braktisnin vatrat e tyre, tokat e tyre, varret e të parëve të tyre. Jetuan në truallin e ri, por vdiqën me gjakimin e papërmbushur që të ktheheshin në shtëpitë e tyre të lindjes, që të lëronin arat e tyre, të pushonin nën hijen e pemëve që kishin mbjellë vetë dhe të luteshin pranë varreve të prindërve e të gjyshërve të tyre. Pasi e gjithë bota u kthye kundër tyre, pasi derdhën shumë gjak për të mbrojtur vendbanimet stërgjyshore, të mbetur pa asnjë mbështetje dhe asnjë shpresë, muhaxhirët morën me vete vetëm shpirtrat, kujtimet dhe identitetin e tyre, të cilin për një kohë të gjatë provuan ta ruanin me shumë nostalgji, të paktën, në mbiemrat familjarë. Toponimet e munguara i kthyen në patronime. Muhaxhirët, sikundër del edhe në romanin e Ninom Muçajt, nuk u




vranë vetëm një herë, vrasja e tyre nuk qe thjesht një akt makabër, sepse ishte një proces historish tragjike të dëbimit, të refuzimit, të nëpërkëmbjes e të përçmimit kudo që shkonin, nuk ishte thjesht një fund i tmerrshëm, ishte një tmerr i pafund nëse do të flisja me fjalët e Ana Frankut. Historia e Elezit e dëshmon këtë. Nëpërmjet kërkimit të së ëmës, ai kërkon të kaluarën e humbur, shenjat e mbetura të saj, duke zbuluar e rizbuluar tmerret nëpër të cilat kaluan të parët e tij. Autori u ka dhënë dinamikë ngjarjeve, duke pasur si masë të shtegtimit kronologjik ritmin e kërkimit të Fatime Gërgurajt nga i biri i saj, Elezi, larguar që si fëmijë në brendi të Perandorisë dhe i transformuar atje në Arnaut Omerogllu, një profesor dhe okulist i dëgjuar. Në këtë rrugëtim, që shënon një kthim të kryeheroit në vendin e origjinës, nga dromcat e kujtimeve dhe rrëfimet e bashkëkombësve, autori risjell gjithë tragjedinë kombëtare të muhaxhirëve shqiptarë. Kryepersonazhi i këtij romani jeton ndërmjet dy identiteteve, ndërmjet familjes që e shoqëron dhe nënës së humbur, të cilën shpresonte ta gjente ende të gjallë. Tringë Ukëcamaj, ish-shoqja e nënës së tij, një shqiptare me identitet fetar të krishterë, bëhet udhërrëfyesja e tij besnike në rrugëtimin drejt të kaluarës së mugët. Konceptimi identitar islam, i theksuar në pjesën më të madhe të romanit, pra edhe në tipizimin e personazheve kryesore ndër muhaxhirët, ka gjetur te plaka Tringë një linjë ndërlidhjeje ndërmjet shqiptarëve të besimeve të ndryshme fetare dhe veçmas përballë një katrahure rrënuese të zullumit sikundër ishte ajo që u bë mbi muhaxhirët e shumëvuajtur.

Në kohën kur po e redaktoja romanin e Nimon Muçajt rastisi të lexoja pothuajse paralelisht edhe një libër tjetër për muhaxhirët. Fjala ishte për librin e Bejtullah Destanit, që sillte në shqip dokumentet angleze mbi muhaxhirët e asokohshëm shqiptarë. Derisa nga ky libër mësoja të dhënat faktografike dokumentare të pësimeve muhaxhire, që interpretohen nëpërmjet statistikave, romani i Nimon Muçajt më ndihmoi ta kuptoja, në një mënyrë të veçantë, dimensionin përjetimor, emocional e shpirtëror, të kësaj tragjedie kombëtare.

Përgjithësisht, konsideroj se romani i Nimon Muçajt ka vlera të theksuara të një vepre letrare, e cila do të trokasë në mendjet, në zemrat dhe në shpirtin e lexuesit, e cila do ta kultivojë shijen dhe do ta pajisë lexuesin e saj me një botë interesante perceptimore që ndërlidh mjeshtërisht materialin historik me konceptimin e tij artistik. Nimon Muçaj, me këtë roman dhe me veprat e tjera letrare, nga një deklamues i dëshmuar artit letrar e dramatik, kthehet natyrshëm në një autor që shpresojmë se do të lexohet dhe pse jo edhe të deklamohet nga të tjerët. Autorit i urojmë shëndet dhe shumë suksese të tjera në fushën e letrave, ndërsa Shtëpinë Botuese "Dituria Islame" e përgëzojmë për botimin dinjitoz të këtij romani, me shpresën që letërsia jonë të pasurohet edhe me vepra të tjera që marrin lëndë nga moti i tkurrjes së madhe të botës shqiptare.

*Referat me rastin e promovimit te romanit "Baladë muhaxhire" të autorit Nimon Muçaj, 17 dhjetor 2019*

# Myftiu Tërnava priti në takim ambasadorin turk Çagri Sakar

Me 18 dhjetor, kryetari i Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Myftiu Naim ef.Tërnava, priti sot në takim ambasadorin e Republikës së Turqisë në Prishtinë, z.Çagri Sakar.

Me këtë rast, Myftiu Tërnava i dëshiroi mirëseardhje ambasadorit Sakar dhe e falënderoi për vizitën duke e njohur me organizimin e BIsë së Kosovës. Myftiu Tërnava falënderoi, përmes ambasadorit, Republikën e Turqisë për ndihmën që i ka ofruar Kosovës gjatë dhe pas luftës si dhe në lobimin që bën Turqia që shteti ynë të njihet edhe më shumë në skenën ndërkombëtare si dhe për integrimin e Kosovës në mekanizma rajonalë dhe në ata ndërkombëtarë.

Ai më pas edhe një herë shprehu qëndrimin dhe angazhimin që ka BIRK-u që Kosova të jetë një vend i qetë, ku të gjitha komunitetet fetare të jetojnë në paqe, dashuri dhe me respekt të ndërsjellë

“Ne shprehim konsideratën tonë ndaj Republikës së Turqisë për përkrahjen që i ka dhënë Kosovës gjatë ngjarjeve më të rëndësishme për lirinë dhe për shtetndërtimin e saj.– tha ndër të tjera Myftiu Tërnava. Myftiu Tërnava po ashtu vlerësoi lart bashkëpunimin me shtetin mik të Turqisë, duke theksuar ndihmën në shumë fusha si në jetën ekonomike, kulturore, sociale, edukative dhe për këtë ndihet falënderues dhe mirënjohës për popullin dhe për qeverinë turke.

Nga ana e tij, ambasadori turk Çagri Sakar falënderoi Myftiun Tërnava për pritjen dhe premtoi se Turqia si një vend mik dhe aleat i fuqishëm i Kosovës do të vazhdojë të ndihmojë në projekte në dobi të qytetarëve të Kosovës dhe do të angazhohet edhe më fuqishëm për integrimin e Kosovës në mekanizma rajonalë dhe në ata globalë. *(R.S).*



# Kuvendi i BIRK-ut miratoi Projektbuxhetin e Kryesisë për vitin 2020

Më 20 dhjetor, Kuvendi i Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, mbajti mbledhjen e rregullt, të cilën e kryesoi kryetari i Kuvendit të BIRK-ut, dr. Ajni Sinani. Në fillim, pjesë Kurani këndoi anëtari i Kuvendit Avdush ef. Krosa, kurse, pas këndimit Kuran, mbledhjen e hapi kryetari i Kuvendit dr. Ajni Sinani, i cili fillimisht u shprehu mirëseardhje anëtarëve të Kuvendit, si dhe i falënderoi ata për punën dhe angazhimin e tyre. Fjalë përshëndetëse mbajti edhe Myftiu Naim ef. Tërnava, i cili çmoi kontributin që janë duke e dhënë kuvendarët dhe njëherazi ka kërkuar nga anëtarët



e Kuvendit të që japin kontributin e tyre edhe më për avancimin dhe shtyrjen e proceseve përpara dhe që amanetin të cilin e kemi marrë mbi supe tona ta çojmë në vend.

Myftiu Tërnava po ashtu njoftoi kuvendarët që BIRK-u ka përfunduar shumë projekte infrastrukturore e disa janë në fazën finale të realizimit të tyre dhe me këtë lehtësohen shumë jeta dhe aktivitetet fetare. Falënderojmë Zotin që punët janë duke ecur mbarë e mirë. Ne shprehim falënderime edhe për donatorët të cilët vazhdimisht nuk po ngurrojnë të na ndihmojnë me projekte në të mirë të qytetarëve tanë. Ai më pas tha se BIRK-u do të vazhdojë me ngritjen infrastrukturore të këshillave të BI-së së Kosovës edhe në të ardhmen.

Më pas, në rend të ditës ishte edhe shqyrtimi dhe miratimi i projektbuxhetit të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës për vitin 2020. Para kuvendarëve të BIRK-ut, projektbuxhetin e paraqiti drejtori financiar dr. Islam Hasani, i cili arsyetoi dhe sqaroi projektbuxhetin për vitin e ardhshëm. Pas shqyrtimit, Kuvendi i Bashkësisë Islame të Kosovës, me shumicë votash, miratoi buxhetin e Kryesisë për vitin 2020.

Në mbledhje u shtruan edhe lëndë të tjera dhe u morën vendime nga kompetencat e Kuvendit si dhe për shumë çështje të tjera të ndryshme. *(R.S).*

## Myftiu Tërnava inspektoi punimet që po kryhen në Rahovec, Mleqan, Llazice e Korroticë

Me 28 dhjetor, kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef.Tërnava me bashkëpunëtorë, inspektoi punimet që po zhvillohen në Rahovec, Mleqan, Llazice e Korroticë. Me këtë rast, Myftiu Tërnava pa nga afër punët që po kryhet dhe nga përgjegjësit u informua mbi ecurinë dhe mbarëvajtjen e punimeve. Ai nga kjo vizitë u nda i kënaqur dhe shprehu bindjen se këto objekte shumë shpejt do të finalizohen dhe se komuniteti i këtyre vendeve do të ndihen më mirë pasi që po ngrihet infrastruktura e objekteve fetare për të përmirësuar jetën dhe lehtësuar kryerjen e obligimeve fetare. Ai me këtë rast tha se BIRK-u do të vazhdojë edhe më tej në ofrimin e kushteve dhe në realizimin e projekteve të cilat arrijnë nga këshillat e BI-së në mënyrë që xhemati ynë të ndihet mirë në kryerjen e obligimeve fetare.(R.S).







# 101 tituj të Kryesisë së BIK-ut për bibliotekën "Hifzi Sylejmani"

Me 11 dhjetor, në kuadër të aksionit "Libri më afër lexuesit", drejtori për Kulturë dhe Veprimtari Botuese në Kryesinë e BIK-ut, z. Ramadan Shkodra, i shoqëruar nga përgjegjësi për literaturë z. Agim Gashi dhe nga zëvendëskryeimami i Këshillit të Bashkësisë Islame të Prishtinës, z.Idriz Gjigoli, vizituan bibliotekën "Hifzi Sylejmani" në Prishtinë. Këta u pritën nga drejtori i kësaj biblioteke z. Munish Hyseni, i cili i njohu mysafirët me punët, veprimtaritë dhe sfidat me të cilat përballet kjo bibliotekë. Nga ana e tij, drejtori për Kulturë dhe Veprimtari Botuese në BIRK, z. Ramadan Shkodra, e njohu z. Hysenin me aktivitetet dhe historikun e veprimtarisë botuese të Kryesisë së BIK-ut, si dhe me aksionin e tyre "Libri më afër lexuesit". Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës dhuroi për bibliotekën "Hifzi Sylejmani" të Prishtinës 101 tituj të botuar nga kjo Kryesi, me rreth 300 tituj. Drejtori Hyseni falënderoi përzemërsish Kryesinë e BIK-ut për pasurimin e bibliotekës së tyre edhe me titujt nga Bashkësisë Islame e Kosovës. *(B.Z).*



# Mbahet mbledhja e redaksisë së revistës Dituria Islame

Me 26 dhjetor Redaksia e revistës fetare, shkencore e kulturore "Dituria islame" mbajti mbledhjen e radhës, në të cilën u diskutuan dhe u analizuan dy numrat e fundit të revistës 347-348.

Të pranishëm në këtë mbledhje ishin kryeredaktori i revistës, dr. Ajni Sinani, sekretari i Redaksisë, dr. Rexhep Suma, nga anëtarët e redaksisë morën pjesë mr. Ramadan Shkodra, mr. Azmir Jusufi, dr. Ejup Haziri, dr. Valon Myrta dhe mr. Vaxhide Bunjaku.

Në fjalën e hapjes, kryeredaktori Sinani paraqiti rendin e ditës dhe bëri një vlerësim të përgjithshëm të artikujve të publikuar me theksin e veçantë, çmoi prurjet cilësore të këtyre dy numrave. Ai po ashtu gjatë fjalës së tij falënderoi edhe për angazhimin, për punën dhe për kritikën konstruktive të anëtarëve të redaksisë, që kanë dhënë deri më tani.

Më pas anëtarët e redaksisë paraqitën mendimet e tyre përkitazi mbi artikujt e publikuar në revistë, duke nxjerrë në pah peshën dhe vlerat që përçojnë këto shkrime te lexuesi dhe opinioni i gjerë, si dhe u bisedua edhe për pamjen vizuale e strukturore që kanë pasur numrat e kaluar. Numri i ardhshëm dhe i fundit i revistës për këtë vit kalendarik pritet që të botohet shumë shpejt. *(R.S)*



# Libraria "Dituria Islame" depërton fuqishëm në tregun e shitjes së librave

Libraria 'Dituria Islame", e cila është hapur me 2 shtator të këtij viti, ofron një gamë të gjerë tituj librash, të cilat kryesisht janë botime të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës dhe institucioneve të saj dhe jo vetëm. Refik Gërbeshi, përgjegjës i kësaj librarie thotë se deri më tani, edhe pse në fillim, punët kanë ecur mbarë e mirë dhe jemi të kënaqur me shitjen dhe frekuentimin e dashamirësve të librit. Ai më tej thotë se përkrahja dhe interesimi i kryetarit të Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiut të Kosovës, Naim ef.Tërnava është i vazhdueshëm dhe vetë ai vazhdimisht na ofron ide që kjo librari të jetë edhe më afër lexuesve dhe blerësve. Ai shprehet po ashtu se në fondin e kësaj librarie kryesisht kemi tituj librash të botuar nga shtëpia botuese "Dituria Islame", botimet e Fakultetit të Studimeve Islame, Medreseja "Alauddin" në Prishtinë etj., por nuk ka munguar as bashkëpunimi me shtëpitë botuese të librit edhe jashtë Kosovës. Deri tani kemi vendosur ura komunikimi edhe me shtëpitë e tjera botuese dhe do të pasurohet edhe më kjo librari me tituj të ndryshëm librash. "Tash kemi më shumë se 130 tituj librash, revistat "Dituria islame", "Edukata islame", 20 tituj librash janë nga FSI-ja, mbi 20 sosh nga Medreseja, pra me një fjalë kemi mbi 200 tituj nga lëmi i akaidit (besimit), libra mbi tefsirin (komentimin) e Kuranit, hadith, fikh, histori islame, Da've, libra mbi historinë e përgjithshme, libra për fëmijë, libra me tregime e poezi të ndryshme etj.",- tha Gërbeshi.

Ai më tutje nënvizoi "Jemi duke punuar intensivisht që të kemi në shitje mbi një mijë tituj librash, tanimë ofrojmë edhe shitjen online për të interesuarit dhe kemi shumë kërkesa nëpërmjet këtij shërbimi." Duke folur për planet e së ardhmes, Gërbeshi thotë se në mesin e shumë çështjeve do të jetë edhe projekti "Debat mbi librin", ku do të ketë të ftuar autorë apo përkthyes të librave, me një audiencë prej studentëve dhe dashamirëve të librit. *(R.S)*




# Niset grupi i radhës për kryerjen e Umres

Organizuar nga Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, me datë 26 dhjetor, është nisur grupi i radhës për kryerjen e Umres. Gjatë këtyre ditëve sa do të qëndrojnë, ata do të kenë mundësi që të vizitojnë vendet e shenjta në Mekë dhe në Medinë. Këtij grupi i prin mr. Fitim Gashi nga zyrja e Haxhit dhe Umres. *(R.S).*



# Manifestim kushtuar lindjes së Pejgamberit a.s. në Obiliq

Për nder të muajit të Mevludit, Këshilli i Bashkësisë Islame i Obiliqit-Departamenti i gruas më 08. 11. 2019 mbajti manifestim kushtuar lindjes së Pejgamberit a.s.. Manifestimi u mbajt në Xhaminë e Kryshevcit "Ibrahim Gërguri", në të cilën para të pranishmëve ligjëroi sekretari i Dijanetit të Turqisë mr. Zymer ef. Ramadani. Hapjen e programit e bëri zyrtarja e Departamentit Mihana Goga, e cila i falënderoi të pranishmit dhe nënat e nxënësve për bashkëpunimin e shkëlqyer.

Fillimisht të pranishmëve me një fjalë rasti iu drejtua kryeimami i Këshillit Izedin ef.Krasniqi, i cili uroi për këtë muaj duke veçuar dhe nxitur nxënësit që Pejgamberin a.s. ta ndjekin në çdo hap të jetës.

Më pas, ligjëratën kryesore e mbajti Zymer ef. Ramadani, i cili tha: "Jemi ymet fatlum që jemi pasuesit e Pejgamberit Muhamed a.s.. Muhamedit a.s.u tregoi njerëzve rrugën e lumturisë në këtë dhe në jetën tjetër. Ai qe shembulli më i përsosur duke zbatuar personalisht më parë parimet morale që u mësonte të tjerëve. Zemra e Pejgamberit a.s.qe e mbushur me dashurinë për njerëzit. Ai i donte shumë fëmijët, i mbante ata në prehër dhe i përkëdhelte kokën. Sado që përpiqemi të themi fjalë për Pejgamberin a.s e kemi të vështirë të përzgjedhim fjalët e duhura, ngase ai ishte i dërguari i Zotit, i Cili e zgjodhi atë që të jetë rahmet për të gjitha krijesat. Zoti xh.sh.në shumë ajete e lavdëroi dhe e ngriti në piadestalin më të lartë të moralit Pejgamberin a.s. "Allahu xh.sh.thotë: E ne të dërguam ty(Muhamed) vetëm si mëshirë për të gjitha krijesat." (El- Enbija,107). Më pas, udhëheqësja e Departamentit të Gruas mr.Vaxhide Bunjaku, pasi përshëndeti të pranishmit, në fjalën e saj tha se Islami vlerëson lart të qenët prind, sidomos nënë, dhe se me ardhjen e Pejgamberit a.s. gruaja fitoi vendin që meritonte në familje dhe shoqëri.

Më pas, programi vazhdoi me pjesën kulturo-artistike, u lexua Kuran, pati edhe ilahi e poezi. Për vijimin me sukses të mësimit në njohuri themelore të fesë Islame,17 nxënës u certifikuan nga Këshilli i Bashkësisë Islame-Obiliq. *(M. Goga)*





**Ali Vezaj**

# Mirë se na vjen oj Hënë e mirë

*Mirë se na vjen oj Hënë e mirë*
*Me zemër të themi me shpirt të dëlirë.*
*Të shohim të re dhe shumë të bukur*
*Shkëlqen me rreze nuk rri e strukur.*

*Ai që i ka dhënë besë veç Perëndisë*
*Me gëzim t'i hap dyert e shtëpisë.*
*Mirë se na erdhe të thotë me gojën plotë*
*Sa i qesh nuri dhe lahet veç me lot.*

*Shkuan nga kjo jetë ata që vjet i kishe parë*
*S'ta hapën derën, tash s'janë ndër të gjallë.*
*E shumë foshnja që këtë jetë e panë*
*Mirë se na erdhe duke qeshur të thanë.*

*Kur qeshet fëmija, aty do të ketë veç gëzim*
*E ti hënë e mirë kurrë nuk sjell hidhërim.*
*Po vjen e lumtur dhe veç me të mira*
*Ehli imanët s'i sheh me fytyra të nxira.*

*Ti linde me emrin më të bukur Ramazan*
*Të parët e të mbramët kështu i thanë.*
*E kur nata qiellin me terr e mbështjell*
*Na zgjon syfyri nga gjum' i thellë.*

*Je veç një zonjë që ruan fenë e vërtetë*
*Me Ramazan ditën na e bën më të lehtë.*
*E më pas iftari na bashkon me dua*
*Sa të lumtur na bën Allah, o Allah.*

*Oj Hënë e mirë, që je shumë e bekuar*
*Me agjërim i qetësove shpirtrat e trazuar.*
*Sa mirë na mësoi Kurani si të folim me ty*
*N'pritje e n'përcjellje me lot në sy.*

*E kur miletet qenë shumë të egërsuar*
*Ti i dhe shumë qetësi kësaj bote të trazuar.*
*Errësirë e madhe çdo skutë kish' mbuluar*
*Pushteti i s'keqes i kish' zaptuar.*

*E Nipi i Ibrahim Halilull-Llahit, që flet me ajete*
*Zonjë e vetme tha është Hëna e re, që rri mbi planete.*
*Sa u gëzua Medina kur sefte të pa*
*Mirë se na erdhe o Nebij, Ja Resulallah*

*Ti Hënë e mirë, na fole edhe për xhenet*
*Vendi më i lartë për agjëruesit aty do të jetë.*
*O Allah shumë të falemi për atë që na e the me Kuran*
*Përherë jepi shkëlqim Hënës së re, ta ndriçojë dynjanë!*



**Atdhe Ibrahimi**

## TË VDESËSH SI NJERI

*Njerëzit e panderë,*

*edhe nëse bëhen milionerë,*

*te Zoti nuk kanë vlerë,*

*prandaj, të vdekurit si njeri,*

*është një vlerë për çdo njeri,*

*që e begaton i madhi Zot,*

*me të jetuarit në këtë botë.*

*Populli ynë thotë kaherë,*

*më mirë të vdesësh i varfër e me nder,*

*sesa i pasur dhe i pavlerë.*

## NDIHMOJE JETIMIN

*"Unë dhe ai që përkujdeset për jetimin, jemi në Xhennet"[1] ,*

*kështu tha pejgamberi Muhamed,*

*prandaj, nëse në Xhenet e do shpërblimin,*

*ndihmoje o vëlla jetimin,*

*kështu të urdhëroi i madhi Zot,*

*që të përsosur të krijoi në këtë botë.*

## DUAJI NJERËZIT

*"Duaji edhe ata që të fyejnë"[2], tha pejgamberi Muhamed,*

*i udhëzuar nga Zoti i vërtetë,*

*i Cili çdo zemër e shikon,*

*dhe me drejtësi gjërat i gjykon.*



1 Përkëdhele kokën e jetimit, Mjekësia Islame. Marrë nga https://mjeksiaislame.com/perkdhele-koken-e-jetimit/

2 Uncategorized, Ta mësojmë të vërtetën! Fq. 2 - Rumi & Mesnevi. Marrë nga https://ejmenismaili.wordpress.com/category/uncategorized/page/2/

| AUTOR AGIM GASHI | VARG I EZANIT | VENDET KU SUNDON IMAMI | I MESËM | JANË (ang.) | AI QË LUAN NË LIRË | EMËR MASHKULLI | MIK I AFËRT, SHOK | ENERGJIA | SIMPATIZUES I FLAKTË FUTBOLLI | | HUMORISTI I DIKURSHËM, DOMI | KRAHINË NË GREQI | REFUGEES INTERNAT. | BURIMI, GURRA | LUMI ME I GJATË NË BOTË |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| VARGMALET KU GJENDET MONT EVERESTI | | | | | | | | | | KALLI MISRI PËR FARË / VENDI KU BËHEJ BUKA | | | | | |
| SHBA | | | | | | | | KOPJIMI I SJELLJES / ALABAMA | | | | | | | |
| ISH-LIDER PALESTINEZ | | | | | | | | | | | | | SHQIPËRIA / DHE | | |
| POR, VEÇSE | | | | E NGJASHME / EMRI TURK PËR ATHINËN | | | | | | | | | | INTENSITETI / LYERJE ME EMAL | |
| AI QË PUNON ME LATË | | | | | | QË BËN SHUMË NAZE PËR TË NGRËNË | | | | | | | | | HEDHJE E GRANATAVE |
| SHTET (fr.) | | | | | | | | | | | EUROPEAN MASTER GAMES / GRUMBULLIMET | | | | |
| VARG GJËRASH TË NJËJTA | | | | | | | | | | | GRUP GJAKU | | FLORI / MUNGESË GJALLËRIE | | |
| ASTATI | | | AZOTI / MBRETËRESHA E SPORTEVE | | | | | | | | KULLË | | | | |
| 50 ROMAK | | ATOTESLA / GARË E GJATË VRAPIMI | | | | | | | | | FJALA PAS NJË LUTJEJE | | | | |
| AUSTRALIAN MATHEMAT. TRUST | | | | ENDEM KOT | | | | | | | LLOJ KAFSHE E EGËR | | | | |
| ENDE | | | | | | | | | | | I KUQ I NDEZUR | | | TONI / E SATIRËS | |
| | R.E.RR. / JO ABSOLUT | | | | | | | | | | E RE | | | | |
| KËSTI | | | | | | | | | | | NYJE E PËRPARME E MBIEMR. MASHK. | | AMERICI / OSMAN | | |
| I ETIKËS | | | | | QË LEJOHET | BESIMI | TAKOJ | 1 ROMAK | LUMË SHQIPTAR | QË KA VETI MBROJTËSE | KOHË | | | | LEPURUSH |
| I ETIKËS | | | | | | | | | | | MË MERR ETJA / LLOJ ALFABETI | | | | |
| FILM I AGIM SOPIT | | | | | | | | JO PROFESIONISTI / ITALIA | | | | | | | |
| TANTALI | | | E BËRË GATI / ADEM JASHARI | | | | | | | | | MILION / FINLANDA | | | |
| INDUKSIONI | | POROSI / AMPERI | | | | | | | FATI / REPUBLIKA | | | | | | |
| LËNG I TRASHË E I YNDYRSHËM | | | | KONOP | | | | | | LLOJ BIME BARISHTORE | | | | | |

"Në krijimin e qiejve e të tokës, në ndyshimin e natës dhe të ditës, ka argumente të qarta për ata që kanë arsye dhe intelekt". (Kurani, 3:190)

